Titulli i origjinalit:

**أصول الإيمان**

**تصنيف**

**الإمام المجدد محمد بن عبد الوهاب**

**المتوفى سنة (1206) – رحمه الله –**

تحقيق وتعليق

**الدكتور باسم فيصل الجوابرة**

Përktheu nga gjuha arabe:
**Lulzim Perçuku**
**Petrit Perçuku**

Recensoi:
**Jeton Bozhlani**

Redaktor gjuhësor:
**Albiona Olluri**

# Përmbajtja:

## 1. NJOHJA E ALLAHUT TË MADHËRUAR DHE BESIMI NË TË

### (refuzimi i shirkut)

1. Ebu Hurejra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë: I Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) tha: *"Allahu i Lartësuar ka thënë: 'Unë jam më i vetëmjaftueshmi nga të gjithë për shirkun, prandaj, ai që bën një vepër në të cilën më bën shirk, Unë e braktis atë dhe shirkun e tij."* Transmeton Muslimi. [1]

---

[1] "*Kapitulli i zuhdit (asketizmit)*", nr. 2985.

Shirku ndahet në dy lloje:

**Shirk i madh** – është mëkati më i madh, ngase Allahu i Lartësuar ka lajmëruar se nuk e fal atë, pos nëse robi pendohet. Në këtë shirk bën pjesë: lutja e drejtuar dikujt përveç Allahut, kërkimi i ndihmës/shpëtimit prej dikujt përveç Allahut, therja (e kurbanit) për dikë përveç Allahut, si dhe zotimi për dikë përveç Allahut.

Lloji tjetër i shirkut është **shirku i vogël** – në të bënë pjesë: *rija*-ja (syefaqësia), betimi në dikë përveç Allahut, po ashtu bën pjesë të shprehurit me fjalët 'ajo që deshi Allahu dhe që deshe ti', apo 'nuk kam tjetër veçse Allahun dhe ty', apo 'unë i mbështetem Allahut dhe ty'.

Autori, Allahu e mëshiroftë, në librin e tij: "*El-Kauaid El-Erbea*" (Katër parimet/rregullat), thotë: "Dije, Allahu të udhëzoftë në bindjen ndaj Tij!, se *El-Hanifije* (besimi i drejtë) e që është mileti (feja) i Ibrahimit, është ta adhurosh Allahun të Vetmin, duke ia kushtuar të gjithë fenë sinqerisht vetëm Atij, siç thotë i Lartësuari: ***"Xhindet dhe njerëzit i kam krijuar vetëm që të Më adhurojnë."*** (Edh-Dharijat, 56). Prandaj, nëse e kuptove se Allahu të ka krijuar vetëm për adhurimin e Tij, atëherë dije se *ibadeti* (adhurimi) nuk quhet i këtillë veçse me *teuhid* (njësim të Allahut), mu ashtu siç namazi nuk quhet i këtillë veçse me abdes. Kështu që, nëse shirku përzihet me adhurim, atëherë ai e asgjëson atë, ashtu siç e asgjëson namazin prishja e abdesit. Prandaj, nëse e kuptove se sa herë që shirku përzihet me adhurimin e shkatërron atë dhe e asgjëson veprën, si dhe vepruesi i tij do të jetë prej banorëve të përhershëm të Zjarrit, atëherë ke arrit ta dish se gjëja më e

rëndësishme që duhet ta njohësh është pikërisht kjo gjë. Ndoshta Allahu do të të shpëtojë nga kjo rrjetë, e që është shirku ndaj Tij, për të cilin i Lartësuari tha: ***"Vërtet, Allahu nuk fal që të adhurohet dikush apo diçka tjetër veç Atij, por gjynahet e tjera më të vogla ia fal kujt të dojë."*** (En-Nisa, 116).

Kjo arrihet duke i njohur katër parime të cilat Allahu i Lartësuar i ka përmendur në Librin e Tij (Kuran):

**Parimi i parë**: Ta dish se jobesimtarët të cilët i Dërguari i Allahut, (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) i luftoi, e pranonin se Allahu i Lartësuar është Krijuesi dhe Drejtuesi (i këtij universi), megjithatë kjo nuk i futi ata në Islam.

Argument për këtë janë Fjalët e Allahut të Lartësuar: ***"Thuaj: "Kush ju ushqen nga qielli dhe Toka? Kush mundëson të dëgjuarit dhe të parit? Kush mund të nxjerrë të gjallën nga e vdekura dhe të vdekurën nga e gjalla? Kush i drejton gjërat?" Ata do të thonë "Allahu". E ti (o Muhamed) thuaj: "Atëherë, përse nuk e keni frikë Atë?"*** (Junus, 31).

**Parimi i dytë**: Ata (paganët) thonë: Ne nuk iu lutemi atyre (idhujve dhe të tjerëve) dhe nuk iu drejtohemi (me adhurime) veçse për të kërkuar afrimin (*kurbe*) dhe ndërmjetësimin (*shefatin*) (tek Allahu).

Argumenti se ata e kërkojnë afrimin (përmes adhurimit të tjerëve përveç Allahut), janë Fjalët e të Lartësuarit: ***"Sa për ata që marrin mbrojtës të tjerë, përveç Tij, duke thënë: "Ne u lutemi atyre vetëm që të na afrojnë tek Allahu", Allahu me siguri që do t'i gjykojë për mospajtimet që kanë patur. Vërtet, Allahu nuk e udhëzon atë që është gënjeshtar e mohues."*** (Ez-Zumer, 3).

Ndërsa, argumenti se ata e kërkojnë ndërmjetësimin (përmes adhurimit të tjerëve përveç Allahut), janë Fjalët e të Lartësuarit: ***'Ata adhurojnë në vend të Allahut atë që as nuk u bën dëm, as nuk u sjell dobi dhe thonë: "Këta janë ndërmjetësit tanë te Allahu"!'*** (Junus, 18).

*Shefati* (ndërmjetësimi) është dy llojesh: *shefati* i mohuar dhe *shefati* i pohuar.

*Shefati* i mohuar është ai që kërkohet nga dikush tjetër përveç Allahut në çështjet për të cilat ka mundësi vetëm Allahu. Argument për këtë janë Fjalët e të Lartësuarit: ***"O besimtarë! Jepni pa u kursyer nga të mirat që ju kemi dhënë Ne, para se të vijë Dita (e Gjykimit) në të cilën nuk ka shit-blerje, as miqësi, as ndërmjetësi! Jobesimtarët janë keqbërësit e vërtetë."*** (El-Bekara, 254).

Kurse, *shefati* i pohuar është ai që kërkohet prej Allahut. Ndërmjetësuesi në këtë rast duhet të jetë i nderuar te Allahu, ndërsa ai për të cilin ndërmjetësohet, duhet të jetë prej atyre që Allahu është i kënaqur me fjalët dhe veprat e tij, si dhe ky ndërmjetësim të bëhet vetëm pasi që Allahu t'i japë leje. Siç thotë i Lartësuari: ***"Kush mund të ndërhyjë/ndërmjetësojë tek Ai për ndokënd pa lejen e Tij?"*** (El-Bekara, 255).

**Parimi i tretë**: I Dërguari (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) u shfaq tek disa njerëz që ishin të ndarë në adhurimet e tyre. Prej tyre kishte që i adhuronin engjëjt, të tjerë që adhuronin të Dërguarit dhe të devotshmit, disa të tjerë adhuronin pemët dhe gurët, kishte edhe të atillë që adhuronin Diellin dhe Hënën. I Dërguari (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) nuk bëri dallime mes tyre, por i luftoi të gjithë pa përjashtim.

Argument për këtë janë Fjalët e të Lartësuarit: ***"Luftoni kundër tyre, derisa të zhduket fitne-ja (idhujtaria) dhe derisa të mbetet vetëm feja e Allahut."*** (El-Enfal, 39).

Argumenti se ata adhuronin Diellin dhe Hënën janë Fjalët e të Lartësuarit: ***"Ndër shenjat e Tij janë nata dhe dita, si dhe Dielli dhe Hëna. Mos bëni sexhde as për Diellin, as për Hënën, por, nëse jeni adhurues të Atij, bëni sexhde për Allahun i Cili i ka krijuar ato!"*** (Fussilet, 37).

Argumenti se ata adhuronin të Dërguarit janë Fjalët e të Lartësuarit: ***"Pastaj Allahu do të thotë (në Ditën e Gjykimit): "O Isa, i biri i Merjemes! Ti ishe ai që u the njerëzve: "Adhuromëni mua dhe nënën time si dy zota (të adhuruar) krahas Allahut"?! Isai do të thotë: "Qofsh i lartësuar dhe i lavdëruar! Mua nuk më takon të them diçka, për të cilën nuk kam aspak të drejtë! Po ta kisha thënë ndonjëherë, Ti me siguri do ta dije. Ti e di çfarë ka në shpirtin tim, po unë nuk e di çfarë ka në Veten Tënde. Vetëm Ti i di të gjitha të fshehtat."*** (El-Maide, 116).

Argument se ata adhuronin njerëzit e mirë (të devotshëm) janë Fjalët e të Lartësuarit***: "Vetë ata që idhujtarët u luten, kërkojnë t'i afrohen Zotit të tyre, madje edhe më të afërtit, duke shpresuar mëshirën e Tij dhe duke iu frikësuar dënimit të Tij."*** (El-Isra, 57).

Argument se ata adhuronin pemët dhe gurët janë Fjalët e të Lartësuarit: ***"A e keni parë Latën dhe Uzzën? Po Menatën, të tretën, të fundit?"*** (En-Nexhm, 19 – 20). Po ashtu, edhe hadihi i Ebu Uakid El-Lejthiut, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, i cili thotë: "Dolëm me të Dërguarin (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) për në Hunejn, atëherë kur sapo përqafuam Islamin. Idhujtarët kishin një pemë të Sidrit para së

## Allahu nuk fle

2. Ebu Musa, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë: Një ditë i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) u ngrit mes nesh dhe i tha pesë fjali. Ai tha: *"Vërtetë, Allahu i Lartësuar nuk fle dhe nuk i takon Atij të flejë. Ai e ulë peshoren e drejtësisë dhe e ngrit atë. Tek Ai ngrihen veprat e natës para veprave të ditës dhe ngrihen veprat e ditës para veprave të natës. Mbulesa e Tij është Dritë, sikur ta largonte atë, atëherë Drita/Shkëlqimi e Fytyrës së Tij do ta digjte çdo gjë deri aty ku përfundon shikimi i Tij."* Transmeton Muslimi.[1]

---

cilës qëndronin me madhërim dhe ku i varnin armët e tyre. Atë e quanin 'Dhatu Enuat'. Kështu ne kaluam pranë saj dhe thamë: O i Dërguar i Allahut! Na cakto edhe neve një Dhatu Enuat, ashtu siç e kanë ata një të tillë..." (Transmeton Tirmidhiu, Ahmedi dhe të tjerë. *Senedi* (zinxhiri) i tij është autentik).

**Parimi i katërt**: Shirku i idhujtarëve të kohës sonë është më i ashpër sesa i të parëve (idhujtarëve të Mekës), ngase të parët bënin shirk kur ishin në mirëqenie, ndërsa kur ishin në vështirës, ata ishin të sinqertë (në lutjet e tyre drejtuar Allahut). Kurse, idhujtarët e kohës sonë bëjnë shirk si gjatë mirëqenies, po ashtu edhe gjatë vështirësisë. Argument për këtë janë Fjalët e të Lartësuarit: ***"Kur hipin në anije, ata i luten Allahut me devotshmëri të sinqertë, por kur Ai i sjell në tokë shëndoshë e mirë, menjëherë ata i veshin Atij ortakë (në adhurim)."*** (El-Ankebut, 65).

[1] *"Libri i besimit"*, nr. 179.

Begauiu thotë: "Fjalët e tij: *'Ai e ulë peshoren e drejtësisë dhe e ngrit atë'* rreth tyre shtë thënë se qëllimi me këtë është Mizani (Peshorja në Ditën e Gjykimit), siç thotë i Lartësuari: ***"Dhe në Ditën e Kiametit, Ne do të vendosim peshore të drejtësisë"*** (El-Enbija, 47), domethënë që përmbajnë drejtësi. Mizani është quajtur drejtësi, ngase drejtësia arrihet të ndahet përmes tij. Qëllimi i këtyre fjalëve është se Allahu e ulë Mizanin apo e ngritë atë me veprat e robërve që ngrihen tek Ai, si dhe me riskun (furnizimin) e tyre që zbret prej tij. Disa të tjerë thanë se qëllimi me peshoren e drejtësisë këtu është furnizimi i cili është hisja e çdo krijese, të cilën

## Pohimi i të Djathtës për Allahun

3. Transmetohet nga Ebu Hurerja, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, përcillet se i Dërguari i Allahut ka thënë: *"E Djathta e Allahut është plot, atë nuk e pakëson asnjë dhënie, ajo vazhdimisht dhuron gjatë natës dhe ditës. A keni parë atë që ka dhënë qysh prej kur i krijoi qiejt dhe Tokën? Kjo asgjë nuk e ka pakësuar atë që është në të Djathtën e Tij. Kurse, peshorja e drejtësisë është në Dorën e tjetër të Tij, të cilën (peshoren) vazhdimisht e ngrit dhe e ulë."* E transmetojnë Buhariu, nr. 4684, dhe Muslimi, nr. 993.[1]

---

Allahu nganjëherë e ulë duke e ngushtuar atë, e nganjëherë e ngrit duke e zgjeruar (shtuar) atë. Domethënë, Ai është që e cakton dhe e ndan furnizimin, siç ka thënë i Lartësuari: ***"Allahu ia shton furnizimin kujt të dojë dhe ia pakëson kujt të dojë."*** (Err-Rra'd, 26).

Rreth fjalëve të tij: *"Drita e Fytyrës së Tij"*, Hatabiu thotë: "Domethënia e këtyre fjalëve është Ai ua mundësoi krijesave të shohin prej Madhështisë së Tij aq sa mund ta përballojnë zemrat dhe forcat e tyre. Sikur t'ua mundësonte ta shohin realitetin e Madhështisë së Tij, atëherë zemrat e tyre do të shkuleshin nga vendi dhe ata do të vdisnin. Po ashtu, sikur ta lëshonte Dritën e Tij mbi Tokë dhe male, ato do të digjeshin dhe shkriheshin, siç thotë i Lartësuari në ngjarjen me Musain (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*): ***"E kur Zoti i tij iu shfaq malit, e thërrmoi atë dhe e bëri pluhur, ndërsa Musait i ra të fikët."*** (El-A'raf, 143).

[1] Shprehja *"e Djathta"* është përcjellë në transmetimin e Muslimit, Tirmidhiut, Ibën Maxhes, dhe Ahmedit. Kurse, te Buhariu qëndron shprehja: *"Dora e Allahut"*.

Hadithi është argument – me gjithë pohimin e të Djathtës si cilësi e Allahut – për një pasuri të shumtë (të Allahut), përsosurinë në zgjerim (të riskut), përkryerjen në bujari, si dhe shtimin në dhënie.

## Dija e Allahut, qoftë i Lartësuar

4. Ebu Dherri, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë: I Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) i pa dy dele që goditnin njëra-tjetrën me brirë, dhe më pyeti: *"O Ebu Dherr! A e di ti pse ato po e godasin njëra-tjetrën me brirë?"* U përgjigja: Jo. Tha: *"Por Allahu e di Ai dhe do të gjykojë mes tyre (Ditën e Kiametit)."* Transmeton Ahmedi.[1]

## Pohimi i dëgjimit dhe shikimit për Allahun

5. Transmetohet nga Ebu Hurejra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) e lexoi këtë ajet: ***"Allahu ju urdhëron që amanetet t'jua ktheni atyre që u përkasin dhe, kur të gjykoni midis njerëzve, të gjykoni drejt. Vërtet, Allahu ju këshillon mrekullueshëm dhe vërtet, Allahu është Shumëdëgjuesi dhe Shumëshikuesi!"*** (En-Nisa, 58), dhe i vendosi dy gishtërinjtë e mëdhenj të dorës së tij në dy veshët e tij, kurse gishtat tregues në dy sytë e tij."[2]

---

[1] Hejthemiu thotë (10/352): "E transmeton Ahmedi dhe transmetuesit e tij janë vetë transmetuesit e Buhariut dhe Muslimit."

[2] E transmetojnë Ebu Davudi, nr. 4728, Ibën Huzejme në "*Et-Teuhid*", nr. 46, Ibën Hibbani (1/498), Bejhekiu në "*El-Esma ue Es-Sifat*", fq. 179, dhe Hakimi (1/24). Ky i fundit thotë: "Hadith autentik". Me të pajtohet Dhehebiu.

Domethënia e vendosjes së gishtërinjve në veshët dhe sytë e tij, nga ana e të Dërguarit (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) kur e lexoi: ***“Shumëdëgjuesi dhe Shumëshikuesi!”***, është pohimi i cilësisë së dëgjimit dhe shikimit për Allahun e Lartësuar, ashtu siç i takon Madhërisë së Tij. Pra, Allahu ka dëgjim dhe shikim, por jo si dëgjimi dhe shikimi i jonë. I Lartësuari thotë: ***“Asgjë nuk i shëmbëllen Atij. Ai është Shumëdëgjuesi dhe Shumëshikuesi.”*** (Esh-Shura, 11).

Ibën Ebil-Izz, në librin “*Sherh El-Akide Et-Tahauije*” (1/57), thotë: “Ehlu suneti kanë pajtueshmëri se Allahut nuk i shëmbëllen asgjë në Qenien, cilësitë dhe veprat e Tij. Por, shprehja *teshbih* (përngjasim) në fjalët e dijetarëve është bërë një shprehje përmbledhëse, përmes së cilës kihet për qëllim domethënia e saktë, e që janë ato gjëra të cilat Kurani i ka mohuar për Të dhe që intelekti tregon se nuk lejohet që me veçoritë e Zotit të Lartësuar të cilësohet ndonjë prej krijesave, si dhe asnjë prej krijesave nuk i shëmbëllen Atij në asgjë prej cilësive të Tij.

***“Asgjë nuk i shëmbëllen Atij”*** është kundërpërgjigje ndaj *el-mumeththile el-mushebbihe* (atyre që e përngjasojnë dhe e shëmbëllejnë Allahun me krijesat e Tij). ***“Ai është Shumëdëgjuesi dhe Shumëshikuesi”*** (Esh-Shura, 11), është kundërpërgjigje ndaj *en-nufat el-muattile* (atyre që i mohojnë dhe refuzojnë cilësitë e Allahut). Prandaj, kushdo që i konsideron cilësitë e Krijuesit si të ngjashme me cilësitë e krijesës, ai është një *mushebbih* i nënçmuar. Dhe, kushdo që i konsideron cilësitë e krijesës të ngjashme me cilësitë e Krijuesit, ai është i barabartë (i ngjashëm) me të krishterët në kufrin (mosbesimin) e tyre.”

Dijetari i madh Abdulaziz bin Bazi, Allahu e mëshiroftë, thotë: “Prej besimit në Allahun është gjithashtu edhe besimi në emrat e Tij të bukur dhe cilësitë e Tij të larta, të cilat kanë ardhur në Librin e Tij Fisnik dhe që janë pohuar nga i Dërguari i Tij besnik, pa shtrembërim (*tahrif*), pa refuzim (*ta’til*), pa formim (*tekjif*), dhe pa shëmbëllim (*temthil*). Madje është obligim që ato të pranohen/kalohen ashtu siç kanë ardhur pa u munduar ta dimë formën/mënyrën e tyre (pa *kejf*), duke ia bashkëngjitur kësaj besimin në domethëniet madhështore në të cilat ato aludojnë dhe të cilat janë atribute të Allahut të Madhërishëm. Është obligim që Allahu të cilësohet me to në aspektin që i takon Madhërisë së Tij, pa i shëmbëllyer krijesat e Tij në diç prej cilësive të Tij. Siç thotë i Lartësuari: ***“Asgjë nuk i shëmbëllen Atij. Ai është Shumëdëgjuesi dhe Shumëshikuesi.”*** (Esh-Shura, 11). ***“Andaj, mos sillni shembuj për (mos krahasoni asnjë me) Allahun! Në të vërtetë, Allahu di, ndërsa ju nuk dini.”*** (En-Nahl, 74).

Kjo është *akideja* (kredoja) e Ehlu sune uel-xhemaa’ qysh prej shokëve (*sahabeve*) të të Dërguarit të Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) dhe ata që i pasuan me të mirë. Dhe, kjo është akideja që e përcjelli Ebul-Hasen El-Esh’arij, Allahu e mëshiroftë,

në librin e tij "El-Mekalat" prej pasuesve të hadithit (as'habul-hadith) dhe ithtarëve të Sunetit (ehlus-sunne). Po ashtu, edhe të tjerët e kanë përcjellë këtë akide prej ithtarëve të dijes dhe imanit.

Euzaiu, Allahu e mëshiroftë, thotë: Janë pyetur Zuhriu dhe Mekhuli rreth ajeteve kur përmenden cilësitë (e Allahut), e ata u përgjigjen: "Pranoni ato ashtu siç kanë ardhur."

Uelid bin Muslim, Allahu e mëshiroftë, thotë: Janë pyetur Maliku, Euzaiu, Lejth bin Sa'di, Sufjan Eth-Theuriu, Allahu i mëshiroftë të gjithë, për lajmet që kanë ardhur rreth cilësive (të Allahut), dhe të gjithë u përgjigjen: "Pranoni ato ashtu siç kanë ardhur, pa *kejf* (pa pyetur për formën/mënyrën e tyre)."

Euzaiu, Allahu e mëshiroftë, thotë: "Në kohën kur tabiunët ishin me shumicë ne thoshim: Vërtetë, Allahu i Patëmeta është mbi Arshin (Fronin) e Tij dhe i besojmë të gjitha ato cilësi kanë ardhur në Sunet."

Kur Rabia bin Ebi Abdirrahman hoxha i Malikut, Allahu i mëshiroftë të dy, u pyet për *istiua*-në (lartësimin e Allahut mbi Fron), ai u përgjigj: "*Istiua*-ja nuk është e panjohur, por forma/mënyra e saj nuk mund të përfytyrohet. Prej Allahut ka ardhur Mesazhi, mbi të Dërguarin ka qenë obligim përcjellja e tij në mënyrë më të qartë, kurse mbi ne është obligim t'i besojmë atij."

Kurse, kur u pyet Imam Maliku, Allahu e mëshiroftë, për këtë, ai u përgjigj: "*Istiua*-ja është e njohur, por forma/mënyra e saj është e panjohur. Besimi në të është obligim, kurse pyetja rreth saj është bidat." Pastaj, i tha pyetësit: "Unë po e shoh që ti je një njeri i keq." Më pas urdhëroi që të përjashtohet nga mexhlisi.

Në këtë kuptim janë transmetuar disa fjalë edhe prej nënës së besimtarëve Ummu Selemes, Allahu qoftë i kënaqur prej saj!

Imam Ebu Abdirrahman Abdullah bin Mubareku, Allahu e mëshiroftë, ka thënë: "E njohim Zotin tonë, qoftë i Lartësuar, se Ai është lartë qiejve mbi Fronin e tij dhe larg (i ndarë) nga krijesat e Tij."

Fjalët e imamëve (dijetarëve) rreth kësaj teme janë të shumta, sa që është e pamundur t'i përcjellim të gjitha këtu. Kush dëshiron që t'i lexojë shumicën e tyre, atëherë le t'iu referohet librave që dijetarët e sunetit i kanë shkruar në këtë temë. Siç janë: "*Es-Sunne*" i Abdullahut birit të Imam Ahmedit, "*Et-Teuhid*" i Imamit madhështor Muhammed bin Huzejme, "*Es-Sunne*" i Ebu Kasim El-Lalikai Et-Taberi, "*Es-Sunne*" i Ebu Bekr bin Ebi Asim, dhe përgjigjen që Shejhul-islami Ibën

Tejmije ua shkroi banorëve të Hamasë. Ajo është një përgjigje madhështore me dobi të shumta, ku autori, Allahu e mëshiroftë, e shtjellon në mënyrë të qartë *akide*-në e Ehlus-Sunetit, ku përcjellë shumë prej fjalëve të dijetarëve (që u cekën më lartë), si dhe prej argumenteve fetare e logjike të cilat tregojnë saktësinë e asaj që ata (Ehlus-Sunneti) kanë thënë (besuar) dhe kotësinë e fjalëve/besimit të armiqve të tyre.

Po ashtu, është edhe broshura e tij e cila quhet "*Et-Tedmurijë*", ku e shtjellon dhe sqaron *akide*-në e Ehlus-Sunnetit me prova fetare dhe logjike, si dhe iu kundërpërgjigjet bidatçinjëve me fakte përmes të cilave triumfon e vërteta dhe mposhtet e kota, dhe kjo vlen për çdokënd prej dijetarëve që i shikon ato (fakte) me qëllim të mirë dhe dëshirë për njohjen e së vërtetës. Po ashtu, aty e sqaron se çdokush që e kundërshton Ehlus-Sunnetin në *akide*-në e tyre rreth emrave dhe cilësive të Allahut, atëherë patjetër do të bie në kundërshtim me provat fetare dhe logjike, si dhe do të jetë kontradiktor në atë që pohon dhe mohon.

Kurse, Ehlus-Sunne uel-Xhemaa' pohojnë për Allahun e Lartësuar atë të cilën Ai e pohoi për Veten e Tij në Librin e Tij Fisnik apo atë që e pohoi i Dërguari i Tij Muhamed (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) në sunetin e tij autentik, me pohim i cili nuk përmban *temthil* (përngjasim). E lartësojnë Atë nga shëmbëllimi i krijesave të Tij, por me lartësim që është larg *ta'tilit* (refuzimit të cilësive). Kështu ata fituan, duke shpëtuar nga kontradiktat dhe duke punuar me të gjitha argumentet.

Ky është ligji i Allahut të Lartësuar për atë që i përmbahet të vërtetës me të cilën janë dërguar të Dërguarit e Tij (*sal-lAll-llahu alejhim ue sel-lem*), duke e dhënë atë që është në mundësinë e tij për këtë, si dhe duke qenë i sinqertë për hir të Allahut në kërkimin e saj (të vërtetës). Allahu patjetër do t'i japë sukses drejt së vërtetës dhe do bëjë që provat e tij të ngadhënjejnë. Siç ka thënë i Lartësuari: "***Por Ne e godasim të pavërtetën, me të vërtetën, e cila e shkatërron atë dhe ajo zhduket.***" (El-Enbija, 18). ***"Sapo ata të të sjellin çfarëdo shembulli (argumenti), Ne të sjellim të Vërtetën dhe shpjegimin më të mirë."*** (El-Furkan, 33).

Ibën Kethiri, Allahu e mëshiroftë, në *Tefsir*-in e tij të famshëm, kur flet rreth Fjalëve të Allahut të Madhërishëm: ***"Në të vërtetë, Zoti juaj është Allahu, që krijoi qiejt dhe Tokën për gjashtë ditë e pastaj u ngrit mbi Fron"*** (El-A'raf, 54), i thotë disa fjalë të mrekullueshme në këtë temë, të cila është mirë t'i përcjellim këtu për shkak të dobisë së madhe që përfitohet prej tyre. Ai thotë: "Njerëzit rreth kësaj teme kanë thënë fjalë (ide/mendime) të shumta dhe ky nuk është vendi për përmendjen e tyre në mënyrë të zgjeruar. Rreth kësaj teme, këtu po mjaftohemi me rrugën/drejtimin e të parëve tanë të devotshëm (*selefus-salih*) rreth kësaj teme, siç janë Maliku, Euzaiu, Theuriu, Lejth bin Sa'di, Shafiu, Ahmedi, Is'hak bin Rahuja

## Çelësat e *gajbit* (të padukshmes) janë pesë dhe ato nuk i di askush tjetër veç Allahut

6. Ibën Umeri, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, rrëfen se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: ***"Çelësat e gajbit (të së padukshmes) janë pesë dhe ato nuk i di askush tjetër pos Allahut: Askush përveç Allahut të Lartësuar nuk e di se çfarë do të ndodhë nesër, se ç'mbartin (fshehin) barqet/mitrat e femrave, kur do të bie shi, në cilën tokë (vend) do të vdes një shpirt, dhe kur do të bëhet Kiameti."*** Transmeton Buhariu, nr.1039, kurse Muslimi, nr. 9, transmeton ngjashëm me këtë nga Ebu Hurejra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij![1]

---

dhe të tjerë prej imamëve të mëhershëm dhe të mëvonshëm, e që është pranimi i tyre (cilësive të Allahut) ashtu siç kanë ardhur, pa *tekjif* (pa i dhënë formë), pa *teshbih* (përngjasim), dhe pa *ta'til* (refuzim). Kurse, domethënia e jashtme që së pari iu shkoi në mendje *mushebbihinë*-ve (përngjasuesve) i mohohet Allahut, ngase Allahut nuk i shëmbëllen asgjë/askush prej krijesave të Tij, asgjë nuk është si Ai (i barabartë me Të) dhe Ai është Shumëdëgjuesi dhe Shumëshikuesi. Çështja është ashtu siç kanë thënë Imamët, prej tyre Nuajm bin Hamad El-Huzai hoxha i Buhariut, i cili thotë: Ai i cili e përngjason Allahu me krijesat e Tij ka bërë *kufr* (mosbesim). Po ashtu ai që e mohon atë me të cilën Allahu e cilësoi Veten e Tij ka bërë *kufr* (mosbesim). Dhe, nuk ka përngjasim në atë me të cilën Allahu e cilësoi Veten e Tij, apo me të cilën e cilësoi i Dërguari i Tij. Prandaj, ai që pohon për Allahun e Lartësuar atë që ka ardhur në ajete të qarta dhe hadithe të sakta dhe nga aspekti që i takon Madhërisë së Tij, si dhe mohon për Allahun të metat/papërsosurinë, ai pra e ka ndjekur rrugën e udhëzimit."

[1] **Shpjegimi i hadithit**:

Ky hadith i lartpërmendur është kundërpërgjigje ndaj atyre që pretendojnë se e dinë gajbin (të padukshmen), siç janë fallxhorët dhe magjistarët.

## Pohimi i gëzimit si cilësi e Allahut

7. Enes bin Maliku, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë: I Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) tha: "*Allahu gëzohet me pendimin e robit të Tij në çastet kur ai pendohet tek Ai, më shumë sesa që gëzohet ai i cili është (duke udhëtuar) mbi kafshën e tij në një tokë të shkretë dhe përnjëherë ajo i ikë. Në të ai kishte ushqimin dhe pijen e tij, kështu që i humbi të gjitha shpresat prej saj dhe u shtri nën hijen e një peme. Derisa ishte në atë gjendje, kur ja, ajo u shfaq*

---

Hafëz Ibën Haxheri, në "*Fet'hul-Barij*" (8/514), thotë: "Dijetari Ebu Muhammed bin Ebi Xhemrate ka thënë: Këtu i Dërguari (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) u shpreh me fjalën *'Çelësat'* që dëgjuesit t'ia përafrojë domethënien e çështjes, ngase për çdo gjë ku mes saj dhe teje është vënë mbulesë, thuhet se ajo është *gajb* (e padukshme) për ty. Dhe zakonisht arritja e njohjes së saj bëhet përmes derës, kështu që nëse dera është e mbyllur, atëherë lind nevoja për çelësin. Prandaj, nëse është një gjë që nuk mund të arrish deri te *gajbi* (e padukshmja) veçse përmes saj së cilës nuk i dihet vendi, atëherë si ka mundësi të njihet vetë e padukshmja (*gajbi*)?!"

Ibën Kethiri gjatë komentimit të sures Lukman (3/455), thotë: "Katade ka thënë: Këto janë disa gjëra me të cilat Allahu e ka veçuar Veten e Tij dhe nuk ia ka mundësuar që t'i shohë/dijë ato as ndonjë engjëlli të afërt dhe as ndonjë të Dërguari. Prandaj, askush nga njerëzit nuk e di se kur do të bëhet Kiameti, në cilin vit, apo në cilin muaj, apo cilën natë apo ditë. Po ashtu, askush nuk ka mundësi ta dijë se kur do të bie shiu, gjatë natës apo ditës. Gjithashtu, askush nuk e di ç'mbartin barqet/mitrat, a është mashkull apo femër, i kuq apo i zi dhe çfarë do të jetë ai. Si dhe ti o njeri nuk e di se kur do të vdesësh, ndoshta do të vdesësh nesër apo ndoshta do të të godas ndonjë e keqe nesër."

Them (komentuesi): Ata të cilët pretendojnë se tani ka mjete të cilat e zbulojnë se fetusi në bark/mitër është mashkull apo femër, kjo nuk hynë në dijen e *gajbit* (të së padukshmes), sepse arritja deri te kjo bëhet përmes mjeteve. Prandaj, sikur dikush të thotë: "Unë e di çfarë ka në barkun e nënës", pastaj e çan barkun e saj dhe kështu e di se çfarë ka aty, a do të thotë kjo se ai në këtë rast arriti ta dijë *gajbin* (të padukshmen)? Pastaj, këto mjete nuk janë precize plotësisht, përkundrazi ato gabojnë në shumë raste. Sa e sa shtatzëne i është thënë se në barkun tënd ka një djalë, por kur ajo lindi doli se ishte vajzë?!

*duke qëndruar në këmbë pranë tij! Kështu ai e kapi për frerët e saj dhe nga gëzimi i madh, tha: 'O Allah! Ti je robi im, kurse unë jam Zoti yt.' Gaboi nga gëzimi i madh."*[1] Transmetojnë Buhariu, nr. 6309, dhe Muslimi, nr. 2747.

## Pohimi i Dorës si cilësi e Allahut të Patëmeta

8. Përcillet nga Ebu Musa, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Vërtetë, Allahu e shtrinë Dorën e Tij gjatë natës, që të pendohet keqbërësi (mëkatari) i ditës dhe e shtrinë Dorën e Tij gjatë ditës, që të pendohet keqbërësi (mëkatari) i natës. Kjo vazhdon kështu deri sa të lind Dielli nga perëndimi."*[2] Transmeton Muslimi, nr. 2759.

---

[1] Ky hadith e pohon cilësinë e gëzimit për Allahun e Lartësuar, por duke ia bashkëngjitur kësaj besimin se Allahu është pastër/lartësuar nga cilësitë e krijesave.

Definicioni fetar i pendimit (teubes) është: braktisja e mëkatit për shkak të shëmtisë së tij, të bëhet pishman (të pendohet) për veprimin e tij, vendosja që kurrë më nuk do t'i kthehet atij, shpagimi i padrejtësive në rast se i janë bërë dikujt, ose të kërkuarit e hallallit prej tij; kjo (e fundit) padyshim është më e fuqishme se justifikimet e ndryshme.

Hafëz Ibën Haxheri në librin "*El-Fet'h*" (11/108) thotë: "Ijadi ka thënë: "Njeriu nuk qortohet për ato fjalë që i thotë, e që janë të ngjashme me këto (të përmendura në hadith), në gjendje të habisë dhe hutimit. Po ashtu (nuk qortohet), nëse ato fjalë i tregon përmes ndonjë rruge shkencore/akademike dhe për ndonjë dobi fetare, jo nëse i tregon për shaka, tallje, imitim (të fjalëve) dhe kotësi (lojë)."

[2] Ky hadith e pohon cilësinë e Dorës për Allahun e Lartësuar, por kjo dorë nuk është si duar tona, përkundrazi është një dorë që i takon Madhërisë së Tij, pa *teshbih* (përngjasim), pa *temthil* (shëmbëllim) dhe pa *ta'til* (refuzim).

## Pohimi i mëshirës si cilësi e Allahut të Lartësuar

9. Umeri, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë: I sollën robërit e Heuazinit para të Dërguarit të Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*), kur ja një grua nga mesi i tyre filloi të vrapojë sa andej e këndej. Për një çast e gjeti një foshnje në mesin e robërve, e mori shpejt atë, e përqafoi dhe filloi t'i japë qumësht nga gjiri. Atëherë, i Dërguari (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) tha: *"Më tregoni, a do hidhte kjo grua fëmijën e saj në zjarr?!"* Thamë: Jo, për Allahun, assesi. Ai tha: *"Allahu është më i mëshirshëm për robërit e Tij sesa që është kjo grua për fëmijën e saj."*[1] Buhariu, nr. 5999, dhe Muslimi, nr. 2754.

---

Gjithashtu pohon se pranimi i pendimit nuk veçohet në kohë të caktuara, përveç dy kohëve të cilat i caktuar i Dërguari (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*), e që janë para *gargarasë* (daljes së shpirtit) dhe para lindjes së Diellit nga perëndimi.

[1] Hafëz Ibën Haxheri në "*El-Fet'h*" (11/430) thotë: "Nga konteksti kuptohet se ajo e kishte humbur një foshnje dhe kishte filluar të ndihet keq nga grumbullimi i qumështit në gjinjtë e saj, prandaj kudo që gjente një foshnje, e merrte në gji në mënyrë që t'i lehtësohet sado pak gjendja. Por, ja që ajo e gjeti vetë foshnjën e saj, kështu që e mori dhe nuk u nda më prej saj..."

Hadithi jep shenjë se njeriu duhet që në të gjitha çështjet e tij të lidhet me Allahun, të Vetmin, dhe se për çdokënd që mund të supozohet se ka një lloj mëshire, saqë ajo bëhet synim i veprave/lëvizjeve të tij, prapëseprapë Allahu i Lartësuar është më i Mëshirshëm se ai. Prandaj, i mençuri, për plotësimin e nevojave të tij le ta synojë vetëm Atë që është më i Mëshirshmi.

## Gjerësia e mëshirës së Allahut të Madhërishëm

10. Ebu Hurejra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë: I Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) tha: *"Kur Allahu i krijoi krijesat, shkroi në një Libër i cili është tek Ai mbi Arsh (Fron): Vërtetë, mëshira Ime ka ngadhënjyer mbi hidhërimin Tim."*[1] Transmeton Buhariu, nr. 287, 7422, 7453, dhe 2751.

## Allahu bëri që mëshira të jetë e ndarë në njëqind pjesë

11. Transmetohet nga Ebu Hurerja, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Allahu bëri që mëshira të jetë (e ndarë në) njëqind pjesë, tek Ai i ndali nëntëdhjetë e nëntë pjesë, kurse në Tokë e zbriti vetëm një*

[1] Ebu Sulejman El-Hatabij thotë: "Me Libër është për qëllim njëra nga dy gjëra, është *kadaja* (vendimi/gjykimi) të cilin Allahu e vendosi dhe e bëri obligim, siç janë Fjalët e Tij, qoftë i Lartësuar: ***"Allahu ka bërë kada se: "Unë dhe të dërguarit e Mi do të triumfojmë me siguri!"*** (El-Muxhadile, 21), domethënë Allahu ka vendosur. Atëherë, domethënia e fjalëve të tij: *"i cili është tek Ai mbi Arsh (Fron)"*, është se dija rreth kësaj është tek Allahu mbi Fron, Ai nuk e harron, nuk e shfuqizon dhe nuk e ndryshon atë. Siç thotë i Lartësuari: ***"(Musai) tha: "Dijenia lidhur me ta gjendet te Zoti im, në Libër. Zoti im nuk gabon dhe nuk harron!"*** (Ta Ha, 52). Apo gjëja tjetër që ishte për qëllim me Librin, është *El-Leuh El-Mahfudh* (Pllaka e Ruajtur) në të cilën përmenden të gjitha krijesat, sqarohen të gjitha çështjet e tyre, si dhe janë të shënuara *exhelet* (afatet e vdekjes), furnizimet, vendimet të cilat patjetër do të zbatohen për ta dhe e ardhmja e pasojave të çështjeve të tyre."

Them (komentuesi): Po ashtu, hadithi e pohon Arshin (Fronin) dhe se Allahu i Patëmeta është mbi Fron lartë qiejve, si dhe pohon cilësinë e mëshirës dhe atë të hidhërimit si cilësi të Allahut të Lartësuar.

*pjesë. Prej kësaj pjese krijesat e mëshirojnë njëra-tjetrën, saqë edhe kafsha e ngrit thundrën (këmbën) e saj nga frika se mos po e dëmton të voglin e saj."*[1] Buhariu, nr. 6000, dhe Muslimi, nr. 2752.

*12.* Muslimi me nr. 2753, transmeton në këtë kuptim hadithin e Selmanit, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, dhe ndër të tjera shton: *"secila mëshirë është sa është (hapësira) mes qiellit dhe Tokës"* dhe *"e kur të ndodhë Dita e Kiametit, atëherë (Allahu) atë (mëshirë që e ka zbritur në Tokë) do ta plotësojë me këtë mëshirë (nëntëdhjetë e nëntë pjesët e mbetura)."*

[1] Hafëz Ibën Haxheri në "*El-Fet'h*" (10/431) thotë: "Kurtubiu ka thënë: "Hadithi kërkon domosdoshmërish që Allahu e ka ditur (e di) se llojet e mirësive/begative me të cilat i begaton krijesat e Tij janë njëqind lloje. Prandaj, në këtë botë i begatoi vetëm me një lloj të tyre, me të cilën do arrihen dhe rregullohen interesat dhe dobitë e tyre. E, kur të ndodhë Kiameti, robërve të Tij besimtarë ua plotëson ato që kanë mbetur dhe kështu plotësohen njëqind. Të gjitha do të jenë vetëm për besimtarët. Në këtë aludojnë Fjalët e të Lartësuarit: ***"Ai është Rahim (Shumëmëshirues ) ndaj besimtarëve."*** (El-Ahzab, 43), ngase ***'Rahim'*** është prej formave që tregojnë hiperbolizim dhe që asgjë nuk është mbi to. Prej kësaj kuptohet se nëse të gjitha mëshirat/mirësitë që janë në dijen e Allahut do të jenë vetëm për besimtarët, atëherë, jobesimtarëve nuk do t'u mbetet asnjë hise prej mëshirës (së Allahut), as prej mëshirave që janë të llojit të kësaj bote dhe as të tjera. Në këtë aludojnë Fjalët e të Lartësuarit: ***"Atë (mëshirën) do t'ua jap atyre që ruhen nga gjynahet..."*** (El-A'raf, 156)."

## Përshpejtimi i të mirave për jobesimtarin në jetën e kësaj bote

13. Enesi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë: I Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Vërtetë, kur jobesimtari e bënë një vepër të mirë, i jepet për shkak të saj një ushqim në këtë botë. Ndërsa, besimtarit Allahu ia rezervon (shpërblimet për) të mirat e tij në botën e ardhme, kurse për shkak të bindjes që ka shfaqur ndaj Tij, Allahu ia shoqëron (e shpërblen) me furnizim në këtë botë."*[1] Transmeton Muslimi, nr. 2808.

[1] Neveviu, në "*Sherh Muslim*" (17/150), thotë: "Dijetarët kanë *ixhma'* (konsensus) se jobesimtari i cili vdes në mosbesim/mohim nuk do të ketë shpërblim në botë e ardhme, dhe aty ai nuk do të shpërblehet për asnjë nga e veprat e tij të cilat i ka bërë një jetën e kësaj bote si afrim tek Allahu i Lartësuar. Në këtë hadith u përmend qartazi se atij do t'i jepet të ushqehet për shkak të asaj që ka punuar prej vepra të mira për t'u afruar me to te Allahu i Lartësuar, të cilat për të qenë të sakta/pranuara, nuk kushtëzohet (nuk është i nevojshëm) nijeti, siç janë: mbajtja e lidhjeve farefisnore, vërtetësia në fjalë dhe vepra, lirimi i robërve, mikpritja, lehtësimi i të mirave për njerëzit, etj. Kurse, besimtarit i rezervohen veprat e mira dhe shpërblimi për to në botën e ardhme, e megjithëkëtë, ai shpërblehet për to edhe në këtë botë. Nuk ka ndonjë pengesë që ai të shpërblehet për to, si në këtë botë po ashtu edhe në tjetrën. Feja e pohon këtë, prandaj është obligim të besohet bindshëm në të. Ndërsa, nëse jobesimtari i vepron këto vepra të mira dhe të ngjashme me to, pastaj bëhet mysliman, atëherë ai do të shpërblehet për to në botën e ardhme, sipas mendimit më të saktë të dijetarëve."

## Pohimi i kënaqësisë si cilësi e Allahut të Lartësuar

*14.* Enesi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, thotë se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Allahu kënaqet me robin kur ai e hanë një kafshatë dhe pastaj e falënderon Atë për të, si dhe kur ai e pi një gllënjkë dhe pastaj e falënderon Atë për të."*[1] Transmeton Muslimi 2734.

## Madhështia e Allahut, qoftë i Lartësuar

15. Transmetohet se Ebu Dherri, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë: I Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) tha: *"Qielli gërvinë dhe i takon të gërvijë, ngase nuk ka hapësirë as sa katër gishtërinj e që të mos jetë aty një engjëll që e ka vendosur ballin e tij në sexhde për hir të Allahut të Lartësuar. Për Allahun, sikur ta dinit atë që unë di, do të qeshnit pak dhe do të qanit shumë, si dhe do të dilnit nëpër rrugë duke e ngritur zërin në kërkim të ndihmës nga Allahu i Lartësuar."*[2] Transmeton Tirmidhiu, nr.

---

[1] Në këtë hadith i Dërguari (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) e pohon cilësinë e kënaqësisë të Zotit të Tij, qoftë i Lartësuar. Ehlus-Sune uel-Xhemaa' e pohojnë këtë cilësi pa *tekjif* (pa dhënie të formës) dhe pa *temthil* (përngjasim), ashtu siç ka thënë vetë i Lartësuari: ***"Asgjë nuk i shëmbëllen Atij. Ai është Shumëdëgjuesi dhe Shumëshikuesi."*** (Esh-Shura, 11). E pohojmë po ashtu cilësinë e gëzimit (për Allahun), gëzim që i takon Madhështisë së Fytyrës dhe Fuqisë/Pushtetit të Tij, qoftë i Madhëruar. Për më tepër shiko: "*Mexhmu' El-Fetaua*" të Ibën Tejmijes, (5/26).

[2] *"Qielli gërvin"* – këtu është përdorur shprehja *etit* e që është zëri i samarit (të devesë), kurse nëse përdoret për devenë, atëherë e ka kuptimin që ajo lëshon zë

2312, dhe thotë: "Hadithi është *hasen garib* (i mirë)." Fjalët e tij: *"sikur ta dinit që unë di do të qeshnit pak dhe do të qanit shumë"* përcillen edhe në dy *Sahih*-at përmes Enesit, Allahu qoftë i kënaqur prej tij![1]

---

dhe rënkon (nga malli për të voglin e saj). Domethënë, qielli e lëshon një zë (gërvin) për arsye se është rënduar nga numri i madh i engjëjve që janë në të.

*"do të dilnit"* – domethënë, nga shtëpitë e juaja.

*"nëpër rrugë (suudat)"* – *suudat* domethënë rrugët. Disa thanë se qëllimi me këtë shprehje janë oborret e shtëpisë dhe rrugicat që shtrihen para tyre, nëpër të cilat ecin njerëzit. Kurse, disa të tjerë thanë se qëllimi me të janë vendet e shkreta dhe shkretëtirat.

*"duke e ngritur zërin në kërkim të ndihmës nga Allahu"* – domethënë, do t'i përuleshit Atij me lutje që t'jua largojë belanë.

*"sikur ta dinit atë që unë e di"* – domethënë, prej ndëshkimit të Allahut që ka përgatitur për mëkatarët, si dhe polemikën e ashpër që do të zhvillohet në Ditën e Llogaridhënies, atëherë do të qanit shumë, domethënë nga frika prej Allahut – duke i dhënë kështu më shumë rëndësi frikës se shpresës (në mëshirën e Allahut) – si dhe nga frika e përfundimit të keq.

[1] Buhariu, nr. 4621 dhe 6486, dhe Muslimi, nr. 2359.

Hafëz Ibën Haxheri në "*El-Fet'h*" (11/319) thotë: "Qëllimi me dije këtu është dija për ato çështje që kanë të bëjnë me Madhështinë e Allahut dhe ndëshkimin ndaj mëkatarëve, si dhe tmerret që do ndodhin gjatë agonisë, vdekjes, në varr dhe në Ditën e Kiametit. Kurse, përshtatshmëria e përmendjes së të qarit të shumtë dhe qeshurit të pakët në këtë vend është shumë e qartë dhe qëllimi me të ishte frikësimi..."

Hasen El-Basriu ka thënë: "Kush arrin ta dijë se vdekja është rruga nëpër të cilën patjetër do të kalojë, se Kiameti është një gjë e premtuar (nga Allahu), se qëndrimi para Allahut është një gjë që patjetër do ta dëshmojë, atëherë është obligim për të që të thellohet pikëllimi i tij."

## Gjykimi i tjerëve i takon Allahut dhe askujt tjetër

16. Transmetohet nga Xhundubi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Një njeri tha: Pasha Allahun! Allahu nuk do ta falë filanin. Atëherë, Allahu i Plotfuqishëm tha: Kush është ai i cili e merr guximin ta gjykojë tjetrin në vend Timin se Unë nuk do ta falë atë? Vërtetë, Unë e kam falur atë, kurse veprat e tua i kam asgjësuar."*[1] Transmeton Muslimi 2621.

---

Kirmanij thotë: "Në këtë hadith prej elokuencës së lartë, e vërejmë krahasimin mes së qeshurit dhe të qarit dhe krahasimin mes të paktës dhe të shumtës, e po ashtu edhe përputhjen e plotë mes tyre."

[1] Neveviu, në "*Sherh Muslim*" (16/174), thotë: "Në këtë hadith ka argument për drejtimin e Ehlus-Sunetit se mëkatet mund të falen edhe pa pendim nëse Allahu e dëshiron faljen e tyre. Kurse Mutezilët argumentuan me këtë hadith se veprat asgjësohen për shkak të mëkateve të mëdha. Ng Ehlus-Sunetit është se veprat asgjësohen me kufr (mohim). Kurse asgjësimin e veprave për këtë person, ata (Ehlus-Suneti) e interpretuan si asgjësim të të mirave të tij karshi të këqijave. Ata thanë se kjo u quajt asgjësimin vetëm në kuptimin metaforik, apo interpretohet se prej tij ka rrjedhur ndonjë vepër tjetër e cila e obligon kufrin, apo interpretohet që ky gjykim ishte në ligjin e atyre umeteve që ishin par nesh."

## Besimtari duhet të jetë mes shpresës dhe frikës

17. Transmetohet nga Ebu Hurejra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Sikur ta dinte besimtari se çfarë është ndëshkimi i Allahut, askush nuk do të lakmonte/shpresonte në Xhenetin e Tij. Dhe, sikur ta dinte jobesimtari se çfarë është mëshira e Allahut, askush nuk do humbte shpresën në Xhenetin e Tij."*[1] Transmeton Muslimi 2755.

[1] Gjithashtu, e transmeton edhe Buhariu, nr. 6469.

Hafëz Ibën Haxheri në "*El-Fet'h*" (11/303) thotë: "Disa thanë se qëllimi me këto fjalë është: "sikur jobesimtari ta dinte gjerësinë e mëshirës së Allahut, atëherë kjo do të arrinte t'ia mbulonte atë dije që e ka për ndëshkimin e Tij të madh, dhe kështu do të rezultonte që ai të ketë shpresë (në Allahun)"; apo se qëllimi me këto fjalë është: "dija e tij në lidhje me mëshirën e Allahut, edhe pse duke mos lëvizur fare drejt asaj që qëndron karshi saj (pra, drejt frikës), e ushqen atë të ketë shpresë në mëshirën e Tij." Mirëpo, ai që ka dijeni se prej cilësive të Allahut të Lartësuar është edhe mëshira, për atë që dëshiron Ai ta mëshirojë, si dhe ndëshkimi për atë që dëshiron Ai ta ndëshkojë, atëherë ai e di se ai që shpreson në mëshirën e Allahut, nuk e ndien vetë të sigurt nga kurthi i Tij, po ashtu që i frikësohet ndëshkimit të Allahut nuk e humb shpresën në mëshirën e Tij. Kjo padyshim do ta shtyjë që t'i largohet të këqijave (mëkateve) edhe nëse janë të vogla, dhe të kapet pas adhurimeve edhe nëse janë të pakta. Kurse disa të tjerë thanë: "Në fjalinë e dytë është një lloj paqartësie, ngase Xheneti nuk është krijuar për jobesimtarin dhe ai nuk lakmon/shpreson në të. Prandaj, vështirë është që të mos shpresojë në Xhenet dikush i cili nuk është i bindur në mosbesimin (*kufrin*) e vetes së tij, kështu që është problem që këtë përgjigje ta nxjerrim si përfundim të asaj që u tha më lartë (në hadith)."

Të parët dhanë përgjigje rreth kësaj paqartësie dhe thanë: "Këto fjalë (rreth jobesimtarit) u paraprin me fjalë të tjera të cilat e inkurajojnë besimtarit që ta shtojë shpresën në mëshirën e Allahut, mëshirë të cilën sikur ta dinte jobesimtari – për të cilin ka përfunduar vendimi i Allahut se ai nuk do të ketë hise në këtë mëshirë – do ta dëshironte atë dhe kurrë nuk do ta humbiste shpresën në të, ose përmes besimit të kushtëzuar të tij, ose për shkak të dritëshkurtësisë së tij ndaj këtij kushti, edhe pse në veten e tij është i bindur se është në të kotën dhe nga kryeneçësia vazhdon

## Xheneti dhe Xhehenemi janë afër njeriut

18. Transmetohet nga Ibën Mesudi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Xheneti është më afër jush se rripi e këpucës së tij, po kaq afër është edhe Xhehenemi."*[1] Transmeton Buhariu, nr. 6488.

---

me këmbëngulje në të. E nëse kjo është gjendja e jobesimtarit, atëherë si mos të lakmojë në këtë mëshirë besimtari të cilin Allahu e udhëzoi drejt imanit?!"

[1] Hafëz Ibën Haxheri në "*El-Fet'h*" (11/321) thotë: "Ibën Betali ka thënë: "Në këtë hadith sqarohet se bindja/adhurimi të dërgon në Xhenet, kurse mosbindja/mëkati të dërgon në Zjarr, po ashtu sqarohet se bindja dhe mosbindja mund të jenë prej gjërave (veprave) më të lehta. Në hadith transmetohet: *"Vërtetë, robi mund ta flasë një fjalë me të cilën Allahu është i kënaqur dhe nuk i kushton shumë vëmendje asaj, por Allahu për shkak të saj e ngrit në shkallë (të larta në Xhenet). Dhe vërtetë, njeriu mund të flasë një fjalë me të cilën Allahu është i hidhëruar dhe nuk i kushton vëmendje asaj, por Allahu për shkak të saj e gremis në Xhehenem."*

Gjithashtu (Ibën Haxheri) thotë: "Prandaj, duhet që njeriu të mos tregohet i përmbajtur nga veprimi i një gjëje të hairit (mirësisë), sado e vogël që është ajo, si dhe nga largimi i një gjëje të sherrit (e keqe), sado e vogël që është ajo. Kështu ngase ai nuk e di se cila nga veprat e mira mund të jetë shkak që Allahu ta mëshirojë atë, apo cila nga veprat e këqija mund të jetë shkak që Allahu të hidhërohet me të."

Ibnul-Xheuzi thotë: "Domethënia e hadithit është ajo se Xheneti arrihet lehtë përmes përmirësimit të qëllimit dhe veprimit të adhurimit. Edhe Zjarri arrihet po ashtu lehtë, nëpërmjet të pajtuarit me epshin dhe me të vepruarit e mëkatit."

## Allahu do ta mëshirojë atë që ka mëshirë në zemrën e tij

19. Ebu Hurejra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, transmeton se i Dërguari (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Vërtetë, gjatë një dite të nxehtë, një grua lavire kishte parë një qen që sillej rrotull një pusi dhe kishte nxjerrë gjuhën jashtë nga etja e madhe. Ajo e zbathi këpucën e saj (e mbushi me ujë) dhe i dha të pi ujë. Për shkak të kësaj, asaj iu falen mëkatet."*[1]

## Të ndaluarit nga vrasja e maces

20. Po ashtu, i Dërguari (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Një grua hyri në Zjarr për shkak të një maceje të cilën e kishte mbyllur, as nuk e ushqente dhe as nuk e lëshonte të lirë që të ushqehej me kafshët e imëta të tokës."*[2]

---

[1] Transmeton Buhariu, nr. 3467, dhe Muslimi, nr. 1761. Teksti është i Muslimit.

Ky hadith inkurajon që të sillemi me mirësi ndaj njerëzve, sepse nëse falja është arritur për shkak se i ka dhënë ujë qenit, atëherë shpërblimi për t'i dhënë ujë myslimanit është shumë më i madh. Me këtë hadith është argumentuar se sadakaja vullnetare lejohet t'u jepet idhujtarëve. Por, kjo çështje është në vendin e saj vetëm atëherë kur nuk ka mysliman (që ka nevojë për të), ngase myslimani është më meritor (se idhujtari). Njëjtë është nëse çështja vërtitet mes kafshës dhe njeriut, i cili është i nderuar. Pra kur ata të dy janë të barabartë në nevojë, atëherë njeriu është më meritor. Allahu e di më së miri!

[2] Transmeton Buhariu, nr. 3318, dhe Muslimi, nr. 2242.

Me kafshët e imëta janë për qëllim insektet e dëmshme/helmuese, si dhe të tjerat, si: minjtë, e të ngjashme me ta.

Zuhriu ka thënë: "I përmendi këto dy hadithe, në mënyrë që askush të mos mbështetet vetëm tek shpresa dhe askush të mos e humb shpresën në mëshirën e Allahut."[1]

## Pohimi se të çuditurit është cilësi e Allahut të Patëmeta

21. Transmetohet nga Ebu Hurejra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Zoti ynë çuditet me disa njerëz që udhëhiqen[2] për në Xhenet përmes*

---

Hafëz Ibën Haxheri në "*El-Fet'h*" (6/357) thotë: "Kuptimi sipërfaqësor i hadithit aludon se kjo grua është ndëshkuar (me Zjarr) për shkak të mbytjes së kësaj maceje me burgim."

Ijadi ka thënë: "Hadithi mund të interpretohet se kjo grua ishte jobesimtare, kështu që realisht u ndëshkua me Zjarr, apo (u ndëshkua) me llogaridhënie, ngase (siç është transmetuar në hadith): *"Kush polemizohet gjatë llogaridhënies veçse është ndëshkuar."* Por, mund të interpretohet që kjo grua ishte jobesimtare, kështu që fillimisht u ndëshkua për shkak të mosbesimit të saj, pastaj iu shtua edhe më shumë ndëshkimi (për shkak të këtij mëkati)."

[1] Këto fjalë të Zuhriut i përmendi Muslimi.

Domethënia e fjalëve të Zuhriut është se kur u përmend hadithi i parë, u frikësua që dëgjuesi i tij të mbështetet vetëm në gjerësinë e mëshirës së Allahut dhe shpresën e madhe në të, prandaj ia bashkëngjiti edhe hadithin e maces, në të cilin ka frikësim për të kundërtën e saj, në mënyrë që të bashkohen frika dhe shpresa.

[2] Te Ebu Davudi dhe Buhariu e gjejmë me shprehjen: *"hyjnë në Xhenet"*, kurse te Ahmedi: *"do të sillen (në Xhenet)"*.

Hafëz Ibën Haxheri në "*El-Fet'h*" (6/145) thotë: "Ibnul-Xheuzij ka thënë: "Domethënia e këtij hadithi është se ata u robëruan dhe u lidhen me zinxhir/vargonj (nga myslimanët), por kur e njohën saktësinë e Islamit, hynë në të vullnetarisht dhe kështu hynë në Xhenet. Pra, detyrimi për t'i robëruar dhe lidhur me zinxhir ishte shkaku i parë, dhe i Dërguari (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) sikur në

*vargonjve."* Transmeton Ahmedi (2/457), dhe Buhariu, nr. 3010.

## Durimi i Allahut të Lartësuar ndaj atyre që pretendojnë se Ai ka fëmijë

22. Transmetohet nga Ebu Musa El-Esharij, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Askush nuk është më i durueshëm ndaj një ofendimi të cilin e dëgjon se sa që është Allahu, pretendojnë se Ai ka fëmijë, megjithëkëtë u jep shëndet dhe i furnizon."*[1] Transmeton Buhariu, nr. 6099 dhe 7378, dhe Muslimi, nr. 2804.

---

vend të detyrimit u shpreh *"me lidhjen me zinxhir"* dhe përderisa ai (detyrimi) ishte shkaku i hyrjes në Xhenet, atëherë e vendosi pasojën në vend të shkakut."

[1] Në këtë hadith pohohet cilësia e durimit për Allahun e Lartësuar.

Hafëz Ibën Haxheri në "*Fet'hul-Barij*" (13/361) thotë: *"Më i durueshmi"* është shkalla sipërore që rrjedh prej durimit. Prej emrave të bukur të Allahut të Patëmeta është *Es-Sabur* (Shumëdurimtari), kuptimi i të cilit është: Ai i cili nuk ngutet në ndëshkimin e mëkatarëve. Hadithi gjithashtu sinjalizon për Fuqinë e Tij, edhe pse ata e ofendojnë, Ai u jep prej të mirave të Tij. Kjo është në kundërshtim me natyrën njerëzore, ngase njeriu nuk ka fuqi t'i bëjë mirë tjetrit i cili është sjellë keq me të, përveç rastit kur me këtë ngarkohet/detyrohet nga ana e sheriatit. Arsyeja për këtë është se njeriun vazhdimisht natyra e tij e shtynë që të shpejtojë në ndëshkimin e tjetrit në atë masë sa ai e ka dëmtuar. Megjithëkëtë, Allahu i Patëmeta ka fuqi ta bëjë këtë si në këtë botë, po ashtu edhe në të ardhmen, askush nuk mund t'i kundërvihet dhe ta pengojë Atë."

## Pohimi se të dashurit (dashuria) është cilësi e Allahut

23. Transmetohet nga Ebu Hurejra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Vërtetë, Allahu i Lartësuar kur e do një rob thërret:* ***"O Xhibril! Vërtetë, Allahu e do filanin, prandaj duaje edhe ti"****, dhe Xhibrili fillon ta dojë. Pastaj, Xhibrili thërret në qiell: "Vërtetë, Allahu e do filanin, prandaj ta doni edhe ju", dhe banorët e qiellit fillojnë ta duan. Pastaj, Allahu bënë që të ketë pranim edhe tek banorët e tokës."*[1] Transmeton Buhariu, nr. 7485.

## Pohimi në të shikuarit e Allahut të Lartësuar nga besimtarët në Ditën e Kiametit

24. Xherir bin Abdilah El-Bexheliu, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë: Ishim ulur te i Dërguari (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) kur ai shikoi në drejtim të hënës në natën e pesëmbëdhjetë të muajit (*lejletul-bedr*) dhe tha: *"Vërtetë, ju patjetër do ta shihni Zotin tuaj ashtu siç po e shihni këtë hënë pa*

---

[1] Në këtë hadith pohohen cilësia e dashurisë dhe e të folurit për Allahun e Lartësuar. Kurse, qëllimi me *"pranim"* këtu është që zemrat (e njerëzve) e pranojnë atë me dashuri për të, anim nga ai dhe kënaqësi ndaj tij.

Prej hadithit gjithashtu përfitohet se dashuria të cilën të tjerët e kanë në zemrat e tyre ndaj tij, është shenjë për dashurinë e Allahut ndaj tij. Këtë e ndihmon edhe më shumë hadithi: *"Ju jeni dëshmitarët e Allahut në Tokë."* Transmetojnë Buhariu, nr. 1367, dhe Muslimi, nr. 949, nga Enesi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij!

*asnjë pengesë dhe vështirësi. Prandaj, nëse keni mundësi që të tregoheni të kujdesshëm ndaj faljes së namazit para lindjes së Diellit dhe para perëndimit të tij, atëherë bëjeni!"* Pastaj lexoi: ***"dhe lavdëroje me falënderim Zotin tënd para lindjes së Diellit dhe para perëndimit të tij!"*** (Ta Ha, 130). Transmetojnë Xhemati.[1]

## Hakmarrja e Allahut kundër atij që e armiqëson një mik të Tij

25. Transmetohet nga Ebu Hurejra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Vërtetë, Allahu i Lartësuar thotë:* ***"Unë i shpallë luftë atij që e armiqëson një mik Timin. Robi Im nuk është afruar te Unë me diçka më të dashur për Mua se sa me gjërat të cilat ia kam obliguar. Robi Im vazhdimisht afrohet te Unë përmes veprave vullnetare, derisa Unë ta dua atë. E, kur Unë ta dua atë, atëherë Unë bëhem dëgjimi i tij me të cilin ai dëgjon, shikimi i tij me të***

[1] Buhariu, nr. 554, 4851, 7434, dhe 7435, dhe Muslimi, nr. 632.

Ky hadith pohon se besimtarët në Ditën e Kiametit do ta shohin Allahun e Lartësuar. Dhe se kjo është dhuntia më e madhe që do t'u jepet banorëve të Xhenetit. Muslimi, nr. 181, dhe të tjerë transmetojnë nga Suhejbi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Kur banorët e Xhenetit të hyjnë në të, Allahu i Lartësuat do t'i pyesë:* ***"A dëshironi që t'u shtojë ndonjë gjë tjetër?"*** *Ata do të përgjigjen: "A nuk na i zbardhe fytyrat tona? A nuk na fute në Xhenet dhe na shpëtove prej Zjarrit?" Në ato çaste, Ai do ta largojë mbulesën. Atyre nuk iu është dhënë asnjë gjë më e dashur se sa shikimi në Zotin e tyre, qoftë i Madhëruar."*

***cilin ai shikon, dora e tij me të cilën ai godet/vepron fuqishëm dhe këmba e tij me të cilën ai ecë. Nëse ai kërkon diçka nga Unë, patjetër që Unë do t'ia japë atë dhe nëse kërkon mbrojtje nga Unë, patjetër që Unë do ta mbrojë atë. Për asnjë gjë – prej gjërave të cilat i veproj – nuk kam pasur mëdyshje siç kam mëdyshje për marrjen e shpirtit të robit Tim besimtar, ngase ai nuk e pëlqen vdekjen, kurse Unë nuk e pëlqej t'i bëjë keq atij. Megjithatë, kjo patjetër do të ndodhë."[1]*** Transmeton Buhariu, nr. 6502.

---

[1] Hafëz Ibën Haxheri në "*El-Fet'h*" (11/342) thotë: "Qëllimi me *'mikun e Allahut'* është dijetari i cili është i vazhdueshëm në bindjen ndaj Tij dhe i sinqertë në adhurimin e Tij.

Fakihaniu thotë: "Në këtë hadith ka kërcënim të ashpër, për arsye se atë të cilin Allahu e lufton, ai shkatërrohet. E, nëse kjo gjë pohohet në aspektin e armiqësisë, atëherë njëkohësisht pohohet edhe në aspektin e miqësisë. Prandaj, ai që i miqëson miqtë/të dashurit e Allahut, Ai do ta nderojë atë."

Gjithashtu, prej hadithit përfitohet se kryerja e *farzeve* (obligimeve) është gjëja më e dashur tek Allahu. Tufiu thotë: "Urdhri për obligimet është i pakundërshtueshëm, prandaj kush i braktisë ato do të ndëshkohet. Kurse, veprat vullnetare, në këto dy çështje (moskundërshtimi dhe ndëshkimi), janë në të kundërtën e obligimeve, edhe pse me ato bashkohen në çështjen e arritjes së shpërblimit. Pra, obligimet janë më të plota, për këtë arsye janë më të dashura te Allahu dhe që më së shumti të ofrojnë te Ai. Po ashtu, obligimi është në pozitën e bazës/origjinës dhe themelit, kurse vepra vullnetare në pozitën e degës dhe ndërtesës. Kryerja e obligimeve sipas formës së urdhëruar/ligjësuar është njëkohësisht edhe zbatim i urdhrit edhe respektim dhe madhërim i Urdhëruesit, duke iu bindur Atij, si dhe duke e shfaqur Madhështinë e Zotërimit (*rububijes*) së Tij dhe nënshtrimin ndaj adhurimit (*uluhijes*) të Tij. Për këtë arsye, afrimi te Allahu me obligime është vepra më madhore, sepse ai që e kryen një obligim (*farz*), e bënë nga frika prej ndëshkimit. Kurse ai që e kryen një vepër vullnetare, nuk e bën atë pos duke e preferuar shërbimin (ndaj Allahut me shumë se çdo tjetër), duke u bërë kjo shkak që të shpërblehet me dashuri (nga ana e Tij), dashuri e cila është pikësynimi i dëshirave/kërkesave të atij që afrohet tek Allahu me shërbim ndaj Tij."

26. Transmetohet nga Ebu Hurerja, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Zoti ynë, qoftë i Lartësuar, zbret çdo natë në qiellin e kësaj bote kur të mbetet pjesa e tretë e fundit e natës, dhe thotë:* ***"A ka kush që më lutet Mua, e Unë t'i përgjigjem? A ka kush që kërkon diçka prej Meje, e Unë t'ia jap? A ka kush që kërkon falje nga Unë, e Unë t'ia fal?"***[1] Transmeton, Buhariu, nr. 1145, 6321, dhe 7494, dhe Muslimi, nr. 758.

---

Hafëzi gjithashtu thotë: "Ibën Hubejra ka thënë: "Nga fjalët e tij: *"Robi Im nuk është afruar te Unë me diçka më të dashur për Mua..."*, deri në fund të hadithit, përfitojmë se nuk bën t'i jepet përparësi veprës vullnetare ndaj asaj obligative. Kështu sepse vepra vullnetare është quajtur nafile, për arsye se vjen si shtesë ndaj asaj obligative. Prandaj nëse nuk kryhet *farzi*, atëherë nuk arrihet *nafile*-ja. E kush e kryen atë që është obligim (*farz*), pastaj shton prej nafileve (veprave vullnetare) dhe është i vazhdueshëm në këtë, atëherë ai e ka realizuar synimin e afrimit (te Allahu)."

[1] Zbritja e Allahut të Lartësuar është gjë e pohuar, është një zbritje që i takon (shkon) Madhërisë dhe Fuqisë së Tij, pa *tahrif* (shtrembërim) dhe pa *ta'til* (refuzim), pa *tekjif* (dhënie formë) dhe pa *temthil* (përngjasim).

Imam Ibën Tejmije, Allahu e mëshiroftë, ka një libër voluminoz ku përmes argumenteve dhe fakteve fetare e shpjegon gjerësisht cilësinë e zbritjes së Allahut. Andaj, referoju këtij libri!

## Përshkrimi i Xhenetit dhe Shikimit në Allahun e Patëmeta

27. Transmetohet nga Ebu Musa El-Esh'arij, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: "*Dy kopshte (xhenete) floriri, me enët dhe çfarë ndodhet në to dhe dy kopshte (xhenete) argjendi, me enët dhe çdo gjë që ndodhet në to. Asgjë nuk i pengon banorët e Xhenetit nga shikimi në Zotin e tyre përveç rrobës së Mendjemadhësisë e cila e mbulon Fytyrën e Tij në Xhenetin e Adenit.*" Transmeton Buhariu, nr. 4878, 4880, dhe 7444.[1]

---

[1] Po ashtu e transmeton edhe Muslimi, nr. 180.

Hafëz Ibën Haxheri në "*El-Fet'h*" (13/432) thotë: "Fjalët e tij: *"Dy kopshte (xhenete)"* sinjalizojnë për Fjalët e të Lartësuarit: ***"Nën këta dy kopshte, do të ketë edhe dy kopshte të tjera."*** (Err-Rrahman, 62) si dhe i komentojnë ato. Këto fjalë janë kallëzuesor, kurse kryefjala nuk është përmendur, ajo përcaktohet kështu: Ato (dyja) janë dy kopshte. Kuptimi sipërfaqësor i hadithit tregon se dy kopshtet e para janë nga floriri i pastër dhe në to nuk fare argjend. Po ashtu edhe e kundërta (domethënë se dy kopshtet tjera janë nga argjendi i pastër dhe në to nuk ka fare flori). Por, këtë e kundërshton hadithi i Ebu Hurejres, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ku thuhet: *"Na trego për Xhenetin nga çfarë është ndërtuar?"* I Dërguari (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) tha: "*Një tullë nga floriri dhe një tullë nga argjendi.*" Hadithin e transmetojnë Ahmedi, Tirmidhiu, kurse Ibën Hibani e vlerëson si autentik.

Mes këtyre dy haditheve bashkohet me faktin se hadithi i parë e përshkruan atë që ndodhet brenda çdo xheneti, siç janë enët dhe gjërat e tjera. Kurse hadithi i dytë i përshkruan muret e të gjitha xheneteve. Këtë e ndihmon edhe transmetimi që ndodhet te Bejhekiu në librin e tij "*El-Ba'th*", nr. 261, prej hadithit të Ebu Seidit (ku thuhet): *"Vërtetë, Allahu e ka ndërtuar murin rrethues të Xhenetit me një tullë nga floriri dhe një nga argjendi."*

Rreth rrobës së Mendjemadhësisë, pasi që i përcjellë mendimet e dijetarëve, Hafëz Ibën Haxheri thotë: "Si përfundim del rroba e Mendjemadhësisë është pengesë nga të shikuarit në Allahun. Megjithatë sikur në këtë fjali diçka nuk është përmendur,

## 2. FJALËT E ALLAHUT TË LARTËSUAR: “KUR T’U HIQET FRIKA NGA ZEMRAT E TYRE, ATA DO TË THONË: “ÇFARË THA ZOTI JUAJ?” DHE DO TË PËRGJIGJEN: “TË VËRTETËN! AI ËSHTË I LARTËSUAR DHE I MADHËRISHËM.” (SEBE’, 23)

### Gënjeshtra dhe mashtrimi i falltarëve

28. Ibën Abasi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë: “Një njeri nga shokët e të Dërguarit (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) më tregoi se një natë teksa ishin ulur me të Dërguarin e Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ra një ylli i cili e ndriçoi qiellin. Atëherë, ai na pyeti: *“Çfarë thoshit në të kaluarën kur binte një yll i ngjashëm me këtë?”* Ne u përgjigjëm: “Thoshim se në këtë natë është lindur apo ka vdekur një njeri madhështor.” Atëherë, ai tha: *“Ato (yjet) nuk bien as për vdekjen dhe as për jetën e ndokujt. Por, kur Zoti ynë, qoftë i Madhëruar, vendos për një çështje, atëherë engjëjt të cilët e mbajnë Arshin (Fronin e Tij) e madhërojnë Atë, dhe ky madhërim vazhdon derisa të fillojnë ta madhërojnë banorët e qiellit të cilët janë nën ta. Kështu vazhdon derisa ky madhërim mbërrin te banorët e qiellit të*

---

prandaj ajo (pjesa e papërmendur)– pas fjalëve të tij: *“përveç rrobës së Mendjemadhësisë”* – përcaktohet si: atëherë, Ai i begaton ata me largimin e saj dhe kështu e arrijnë fitoren e madhe duke shikuar tek Ai. Pra, sikur qëllimi i hadithit është të tregojë se pasi që besimtarët të vendosen për të banuar në Xhenet, sikur mos të kishte qenë autoriteti i *Dhul-Xhelalit* (Madhështorit), asgjë nuk do t’i kishte penguar ata nga shikimi i Allahut. Por, kur Ai dëshiron t’i nderojë ata, atëherë i mbulon me butësinë e Tij dhe i begaton duke i forcuar për shikimin tek Ai, qoftë i Lartësuar.”

*kësaj bote. Atëherë, banorët e qiellit që janë nën Mbajtësit e Fronit, i pyesin këta të fundit: "Çfarë tha Zoti i juaj?" Ata i njoftojnë se çfarë tha Ai. Kështu, banorët e qiejve vazhdojnë ta pyesin njëri-tjetrin, deri sa lajmi t'iu arrijë banorëve të qiellit të kësaj bote. Këtu xhinët dëgjojnë vjedhurazi dhe e marrin lajmin, të cilin pastaj ua hedhin miqve të tyre (falltarëve). Prandaj, nëse ata e sjellin lajmin ashtu siç është, atëherë ajo është një e vërtetë. Por ata vazhdimisht shtojnë dhe e përziejnë me gënjeshtra."*[1] Transmeton Muslimi, 2229, Tirmidhiu dhe Nesaiu.

29. Transmetohet nga Nevvas bin Sem'ani, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Kur Allahu dëshiron ta shpallë një çështje, atëherë Ai flet me shpallje, dhe në ato çaste të gjithë qiejt i kap një lëkundje* – apo tha *"një dridhje"* – *e fuqishme nga frika prej Allahut të Madhëruar. Kur banorët e qiellit ta dëgjojnë këtë iu bie të fikët* – apo tha *"bien"* – *në sexhde për hir të Allahut. I pari që e ngrit kokën e tij është Xhibraili (alejhis-selam), të cilit Allahu i flet prej shpalljes atë që dëshiron. Pastaj, Xhibraili kalon pranë engjëjve, dhe sa herë kalon pranë një qielli, engjëjt e atij qielli e pyesin: "Çfarë tha Zoti ynë?" Ai përgjigjet: "E tha:* ***"Të vërtetën! Ai është i***

[1] Ky hadith e sqaron kotësinë e asaj që e besonin njerëzit e *xhahilijetit* (injorancës paraislame), se rënia e yjeve tregon për lindjen apo vdekjen e një njeriu madhështor. Gjithashtu, hadithi na jep dobi se xhinët e dëgjojnë vjedhurazi lajmin dhe se xhini pasi që ta dëgjojë atë fjalë (lajm), ia hedh mikut të tij falltar, por ai i shton kësaj fjale edhe njëqind gënjeshtra të tjera. Në lidhje me këtë është transmetuar hadithi i Aishes, të cilin e transmeton Muslimi, nr. 2228, ku tregohet se ajo e pyet të Dërguarin (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*): "O i Dërguari i Allahut! Vërtetë, falltarët na njoftonin për një gjë dhe ne e gjenim atë si të vërtetë?!" Ai u përgjigj: *"Ajo është fjala (lajmi) e vërtetë të cilën xhini e dëgjon vjedhurazi, e pastaj e hedh në dëgjimin e mikut të tij (falltarit), por ai ia shton asaj edhe njëqind gënjeshtra."*

***Lartësuar dhe i Madhërishëm."*** *Atëherë, të gjithë fillojnë ta thonë atë që e tha Xhibraili, deri sa ai ta zbres shpalljen aty ku Allahu i Plotfuqishëm e ka urdhëruar."* Transmeton Ibën Xheriri, Ibën Huzejme, Taberaniu, dhe Ibën Ebi Hatimi. Teksti është i këtij të fundit.[1]

[1] Shejh Albani në shënimet e tij me të cilat e pajisi librin "*Es-Sunne*" thotë: "*Isnadi* (zinxhiri) i këtij hadithi është i dobët..."

Them (komentuesi): "Për domethënien e tij (si të saktë) dëshmon hadithi pararendës i cili është autentik."

## 3. FJALËT E ALLAHUT TË LARTËSUAR: “ATA NUK E KANË VLERËSUAR SIÇ DUHET FUQINË E ALLAHUT. NË DITËN E KIAMETIT, E TËRË TOKA DO TË JETË NË GRUSHTIN E TIJ, NDËRSA QIEJT DO TË MBËSHTILLEN NË TË DJATHTËN E TIJ. QOFTË I LAVDËRUAR AI DHE I LARTËSUAR MBI ATA QË IA SHOQËROJNË ATIJ (NË ADHURIM)!” (EZ-ZUMER, 67)

### Allahu i Patëmeta do ta fus Tokën në Grushtin e Tij, kurse qiejt do t’i palos/mbështjellë në të Djathtën e Tij

30. Ebu Hurejra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë: E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) të thotë: *“Allahu (në Ditën e Kiametit) do ta fus Tokën në Grushtin e Tij, kurse qiejt do t’i palos/mbështjellë në të Djathtën e Tij, pastaj do të thotë:* ***“Unë jam Mbreti, ku janë (sot) mbretërit/sunduesit e Tokës?”*** Transmeton Buhariu, nr. 7382.[1]

31. Transmetohet nga Ibën Umeri, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka

[1] Transmeton edhe Muslimi, nr. 2787.

Ky hadith pohon se Allahu i Lartësuar do ta fus Tokën në Grushtin e njërës nga Duart e Tij, kurse qiejt do t’i mbështjellë në Dorën tjetër. Këto janë dy (Duar) të Djathta të Zotit tonë, qoftë i Lartësuar. Ai nuk ka të majtë, i Lartësuar dhe Lavdëruar është Zoti ynë nga cilësitë e krijesave.

thënë: *"Vërtetë, Allahu në Ditën e Kiametit do t'i fus (shtatë) tokat në Grushtin e Tij, kurse (shtatë) qiejt do të jenë në të Djathtën e Tij, pastaj do të thotë:* ***"Unë jamë Mbreti."***[1] Transmeton Buhariu, nr. 7412.

32. Në një transmetim tjetër nga Ibën Umeri përcillet se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) një ditë duke qenë mbi *minber* e lexoi këtë ajet: **"Ata nuk e kanë vlerësuar siç duhet fuqinë e Allahut. Në Ditën e Kiametit, e tërë Toka do të jetë në Grushtin e Tij, ndërsa qiejt do të mbështillen në të Djathtën e Tij. Qoftë i lavdëruar Ai dhe i lartësuar mbi ata që ia shoqërojnë Atij (në adhurim)!"** (Ez-Zumer, 67), dhe (derisa e lexonte ajetin), ai bënte me dorë kështu: duke e lëvizur atë sa para mbrapa. Tha: *"Atëbotë Zoti do ta madhërojë Veten e Tij duke thënë:* ***"Unë jam El-Xhebbar (Imponuesi) Unë jam El-Mutekebbir (Madhështori), Unë jam El-Aziz (i Plotfuqishmi), Unë jam El-Kerim (Fisniku/Bujari)."*** Atëherë, minberi u lëkund aq shumë nën të Dërguarin e Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) sa që menduam se do të bie së bashku me të. Transmeton Ahmedi (2/72).[2]

33. Ubejdullah bin Miksim e shikonte Ibën Umerin, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se si i rrëfente fjalët e të Dërguarit të Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*): *"Allahu do t'i kap qiejt*

[1] Po ashtu e transmeton edhe Muslimi, nr. 2788.

[2] Shejh Albani thotë: "Hadithi është sahih (autentik) sipas kriterit të Muslimit."

*dhe tokat e Tij me dy Duart e Tij, duke i futur në dy Grushtet e Tij, pastaj do të thotë:* ***"Unë jam Mbreti"****, pastaj do t'i mbyllë Gishtërinjtë e Tij dhe do t'i hap përsëri, dhe prapë do të thotë:* ***"Unë jam Mbreti."*** Shikova (domethënë Ibën Umeri) në pjesën e fundme të *minberit* dhe pashë se si lëkundej, sa që thashë (në vete): "Mos do të bie së bashku me të Dërguarin e Allahut?!" Transmeton Muslimi, nr. 2148.

## Cila është gjëja e parë e kësaj çështjeje?

34. Në dy *Sahih*-at përcillet nga Imran bin Husajn, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Pranojeni përgëzimin, o Beni Temim!"* Ata thanë: "Na përgëzove, pra na e jep atë (përgëzimin)!" Ai tha: *"Pranojeni përgëzimin, o banorët e Jemenit!"* Ata thanë: "E pranuam, prandaj na trego se cila është gjëja e parë e kësaj çështjeje!" Ai u tha: *"Allahu ka qenë para çdo gjëje, dhe kur Arshi (Froni) i Tij ishte përmbi ujë, Ai në Pllakën e Ruajtur* (El-Leuh El-Mahfudh) *shkroi/shënoi përmendjen e çdo gjëje."* Imrani vazhdon: Në ato çaste më erdhi njëri dhe më tha: O Imran! Deveja e jote u lirua nga litari i saj. Unë dola ta kërkojë/ndjekë atë nëpër gjurmët e saj, kështu që nuk e di çfarë ndodhi (çfarë u tha) pas meje.[1]

[1] Buhariu, nr. 3190, 3191 dhe 7418. Ibën Kethiri e përcjellë këtë hadith në *Tefsir*-in e tij (2/437), dhe thotë: "Ky hadith është transmetuar në dy *Sahih*-at, Buhariu dhe Muslimi, me shprehje të shumta/ndryshme..."

Them (komentuesi): "Nuk e kam gjetur në *Sahih*-un e Muslimit."

Fjalët e tij: *"Pranojeni përgëzimin"*, domethënë pranojeni nga unë atë gjë, të cilën nëse kapeni pas saj, kërkon domosdoshmërish që të hyni në Xhenet, siç është të kuptuarit e thellë të fesë dhe veprimi me të..." Shih: "*El-Fet'h*" (6/288).

Në hadith ka dëshmi/provë se asgjë nuk ishte (ekzistonte) përveç Allahut, as uji, as Arshi dhe asgjë tjetër, sepse të gjitha këto hyjnë nën kuptimin e 'përveç Allahut' qoftë i Lartësuar.

Fjalët e Tij: *"dhe kur Arshi (Froni) i Tij ishte përmbi ujë"* domethënë se Allahu e krijoi së pari ujin, pastaj e krijoi Arshin mbi të. Muslimi, nr. 2653, transmeton nga Abdullah bin Amri se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Vërtetë, Allahu i ka paracaktuar kaderet e krijesave pesëdhjetëmijë vite para se t'i krijojë qiejt dhe Tokën, dhe atëbotë Arshi i Tij ishte mbi ujë."*

Fjalët e tij: *"dhe atëbotë Arshi i Tij ishte mbi ujë"* sinjalizojnë se uji dhe Arshi ishin fillimi i (krijimit të) këtij universi, për faktin se ato u krijuan para qiejve dhe tokës, kurse atëbotë nën Arsh nuk kishte asgjë tjetër përveç ujit.

Po ashtu, Ahmedi (4/11 dhe 12) dhe Tirmidhiu, nr. 3109 – i cili e vlerëson si autentik – përcjellin na Ebu Rezin El-Ukajlij se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Vërtetë, uji është krijuar para Arshit." Senedi* (zinxhiri) i këtij hadithi është i dobët, për arsye se Ueki' bin Udesi (njëri nga transmetuesit) është *mexhhul* (i panjohur).

Ndërsa, sa i përket hadithit të cilin e transmetojnë Ahmedi (5/317) dhe Tirmidhiu, nr. 2155 dhe 3310 – i cili e vlerëson si autentik – nga Ubade bin Es-Samiti se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Së pari që Allahu krijoi është lapsi/pena, pastaj i tha atij:* ***"Shkruaj!"*** *Dhe (në ato çaste) u shkrua çdo gjë që do të jetë (ekzistoj) deri në Ditën e Kiametit."* Themi se bashkimi me këtij hadithi dhe hadithit pararendës, bëhet nëse themi se lapsi është parësor (në krijim) sa i përket gjërave tjera përveç ujit dhe Arshit; apo themi se ai është parësor sa i përket shkrimit/shënimit që rrodhi/buroi nga ai. Pra, së pari (në çastet e para) që u krijua, atij iu tha: ***"Shkruaj..."*** Shih: "El-Fet'h" (6/289).

Ky hadith transmetohet përmes dy rrugëve të cila e forcojnë njëra-tjetrën (dhe tregojnë se hadithi është autentik).

## Nuk lejohet kërkimi i ndërmjetësimit tek askush përmes Allahut

35. Transmetohet nga Xhubejr bin Muhamed bin Xhubejr bin Mut'im, (i cili përcjell) nga babai i tij, ky nga gjyshi i tij, se ka thënë: "Një beduin erdhi tek i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) dhe tha: "O i Dërguari Allahut! Na janë rraskapitur shpirtrat, na janë uritur anëtarët e familjes, na është shpenzuar e gjithë pasuria dhe na kanë ngordhur kafshët shtëpiake. Andaj, lute Zotin tënd të na lëshojë shi, sepse ne e kërkojmë ndërmjetësimin përmes teje tek Ai dhe përmes Tij tek ti."

Atëherë, i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) i tha: *"Mjerë për ty! A po e di se çfarë po flet?"*, dhe e madhëroi Allahun (bëri *tesbih*). Vazhdoi ta madhërojë deri sa kjo u pa në fytyrat e shokëve të tij. Pastaj, tha: *"Mjerë për ty, nuk lejohet që të kërkohet ndërmjetësimi tek askush prej krijesave të Allahut përmes Tij. Çështja e Allahut është shumë më madhore se kjo. Mjerë për ty, a e di se ç'është Allahu? Vërtetë, Arshi (Froni) i Tij qëndron mbi qiejt e Tij kështu"* – i bëri gishtat e tij në formë të kubesë – *"dhe, vërtetë ai gërvin, ashtu siç gërvin samari kur mbi të ka dikë."* Transmetojnë Ahmedi[1] dhe Ebu Davudi, nr. 4726.

[1] Vini re! Nuk e kam gjetur këtë hadith te "*Musnedi*" i Imam Ahmedit. Kurse *senedi* (zinxhiri) i tij është i dobët.

## Durimi i Allahut të Plotfuqishëm ndaj përgënjeshtrimit të njeriut

36. Transmetohet nga Ebu Hurejra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Allahu i Plotfuqishëm thotë:* ***Më përgënjeshtroi biri i Ademit dhe nuk i takon kjo atij, më shau dhe nuk i takon kjo atij. Sa i përket përgënjeshtrimit të tij ndaj Meje, janë fjalët e tij: "Nuk do të më kthejë (ringjallë) ashtu siç më ka filluar (krijuar)", kurse përsëritja e krijimit është më e lehtë për Mua sesa fillimi i krijimit të tij. Ndërsa, sa i përket sharjes që ai ma bëri Mua, janë fjalët e tij: "Allahu ka marrë dikë si fëmijë të Tijin", kurse Unë jam Një dhe i Vetëm! Es-Samed (Absoluti, të Cilit i përgjërohet gjithçka në amshim), i Cili as nuk lind, as nuk është i lindur, dhe askush nuk është i barabartë (a i krahasueshëm) me Atë!"[1]***

37. Ibën Abasi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, rrëfen se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) thotë: ***"Ndërsa, sa i përket sharjes që ma bëri Mua, është***

---

[1] Transmeton Buhariu, nr. 4974.

*Es-Samed* është prej emrave të Allahut, qoftë i Lartësuar, domethënia e të cilit është: Zotëria i Cili e ka arritur fundin e Zotërimit, apo i Përhershmi, i Përjetshmi, apo Ai që nuk zbrazëti në brendësinë e Tij, apo Ai që synohet për plotësimin e nevojave. Shiko: "*En-Nihaje*" (3/52).

Buhariu në Sahih-un e tij thotë: "Arabët aristokratët e tyre i quajnë me emrin es-samed."

***thënia e tij: Unë kam fëmijë. Por Unë jam i Lartësuar nga marrja e një bashkëshorteje apo një fëmije."*** Transmeton Buhariu, nr. 4482.[1]

## Ndalimi në sharjen e kohës

38. Transmetohet nga Ebu Hurejra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Allahu i Lartësuar thotë:* ***"Kur biri i Ademit e shanë kohën, më lëndon Mua, ngase Unë jam koha, në Dorën Time është e gjithë çështja, Unë e rrotulloj ditën dhe natën."*** Transmetojnë Buhariu, nr. 4826, dhe Muslimi, nr. 2246.[2]

---

[1] Hafëz Ibën Haxheri në "*El-Fet'h*" (8/168) thotë: "Allahu e quajti këtë sharje, ngase në të ka nënvlerësim për Të. Kështu sepse fëmija vjen nga një nënë e cila e bartë atë dhe pastaj e lind. Kjo kërkon që para realizimit të gjithë kësaj të ketë martesë, kurse kur dikush dëshiron martohet, ekziston një gjë që e shtynë drejt kësaj. Dhe, Allahu i Patëmeta është i Lartësuar mbi të gjitha këto gjëra."

Ibën Haxheri gjithashtu thotë (8/740): "Pasi që Zoti i Patëmeta është *uaxhibul-vuxhud* (ekzistenca e Tij është e detyrueshme) në Qenien e Tij dhe pasi që Ai ka ekzistuar në pafillim para ekzistimit të çdo gjëje tjetër dhe se çdo gjë e lindur ka zanafillë/nismë, atëherë kjo tregon se të qenët prind mohohet nga Ai. Po ashtu, pasi që askush/asgjë nga krijesat e Tij nuk i shëmbëllen Atij dhe nuk ulet së bashku (afër) me Të, në mënyrë që prej llojit të Tij të ketë një bashkëshorte e cila lind, atëherë edhe kjo tregon se të qenët prind mohohet nga Ai. Në këtë kuptim janë Fjalët e të Lartësuarit: ***"E si mund të ketë Ai fëmijë, ndërkohë që nuk ka bashkëshorte?!"*** (El-En'am, 101)."

[2] Rreth domethënies së Fjalëve të Tij: ***"Unë jam koha"***, Hafëz Ibën Haxheri në "*El-Fet'h*" (8/575) thotë: "Hatabiu ka thënë: "Domethënë Unë jam poseduesi i kohës dhe rregulluesi i çështjeve të cilat ata ia atribuojnë kohës, prandaj kushdo që

# 4. BESIMI NË KADER

Allahut i Lartësuar thotë: ***“Ndërsa ata të cilëve u ka prirë mirësia Jonë qysh më parë, do të jenë larg nga Xhehenemi.”*** (El-Enbija, 101).

***“Urdhri i Allahut është vendim i detyruar të ndodhë”*** (El-Ahzab, 38).

***“Ndërkohë që Allahu është Ai që ju ka krijuar juve dhe gjithçka që bëni?!”*** (Es-Saffat, 96).

***“Vërtet, Ne çdo gjë e kemi krijuar me kader (masë të paracaktuar).”*** (El-Kamer, 49).

---

e shanë kohën me arsyen se ajo është që i vepron këto çështje, atëherë sharja e tij në fakt i kthehet Zotit, i Cili është Ai që (në realitet) i ka vepruar/krijuar ato çështje.”

Neveviu ka thënë: “Arabët e kishin zakon që kur goditeshin me katastrofa, bela dhe fatkeqësi të ndryshme, si: vdekje, pleqëri të thellë, humbje të pasurisë dhe gjëra të kësaj natyre, thoshin: “O zhgënjimi i kohës”, apo fjalë të ngjashme me këtë. Pra, domethënia e hadithit është: Mos e shani vepruesin e këtyre sprovave, ngase nëse ju e shani atë, atëherë kjo sharje bie mbi Allahun e Lartësuar, për arsye se Ai është që në realitet i ka vepruar dhe zbritur ato te ju. Kurse, koha e cila është thjeshtë zaman, nuk mund të veprojë, përkundrazi ajo është krijesë si të gjitha krijesat e tjera të Allahut të Lartësuar. Kurse, domethënia e fjalëve të tij: *“sepse, Allahu është vetë koha”* aludon atë se Ai është vepruesi i sprovave dhe ndodhive dhe Krijuesi i çdo gjëje që ekziston. Allahu e di më së miri!”

## Kur ndodhi paracaktimi i *kadereve* të krijesave?

39. Transmetohet nga Abdullah bin Amr bin El-Asi se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Vërtetë, Allahu i ka paracaktuar (i ka bërë* kader*)* kaderet *e krijesave pesëdhjetëmijë vite para se t'i krijojë qiejt dhe Tokën, dhe atëbotë Arshi i Tij ishte mbi ujë."* Transmeton Muslimi, nr. 2653.[1]

[1] Rreth fjalës *"kader"*, Hafëz Ibën Haxheri (11/477) thotë: "Kirmaniju ka thënë: "Me kader është për qëllim vendimi i Allahut. Dijetarët thanë: Kadaja është vendimi i universal dhe përmbledhës që Allahu e ka marrë qysh në *ezel* (pafillim), kurse *kaderi* janë pjesët dhe detajet (hollësirat) e këtij vendimi."

Kurse, Ebul-Mudhaffer Es-Sem'anij ka thënë: "Rruga për njohjen e kësaj teme (rreth *kaderit*) janë tekstet nga Kurani dhe Suneti e jo analogjia e pastër dhe intelekti. Prandaj, ai që largohet nga tekstet, do të humb duke bredhur nëpër detet e konfuzionit. Ai kurrë nuk do ta arrijë shërimin për sytë e tij dhe as prehjen për zemrën e tij, sepse *kaderi* është mister prej mistereve të Allahut të Lartësuar, me të cilin i Gjithëdijshmi, i Mirinformuari – për shkak të një urtësie të cilën vetëm Ai e di – e veçoi Veten e Tij, dhe mbi të cilin (*kaderin*) vendosi mbulesa të shumta dhe e fshehu atë nga mendjet dhe aftësitë njohëse të krijesave. Prandaj, rreth tij nuk ka dijeni as ndonjë i Dërguar dhe as ndonjë engjëll i afërm i Allahut."

Hafëz Ibën Haxheri gjithashtu thotë: "Taberaniu përcjellë me *sened* hasen (zinxhir të mirë) hadithin e Ibën Mes'udit nga i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) i cili thotë: *"Kur të përmendet kaderi heshtni!"* Shiko: "*Es-Silsile Es-Sahiha*" nr. 34.

Dijetari i madh Abulaziz bin Bazi, Allahu e mëshiroftë, thotë: "Besimi në kader e përmban besimin në katër çështje:

1) Allahu i Patëmeta e ka ditur çdo gjë që ka qenë dhe çdo gjë që do të jetë (ndodhë), si dhe i ka ditur gjendjet e robërve, furnizimet, *exhelet* (afatet e caktuara të vdekjes), veprat dhe gjëra të tjera që kanë të bëjnë me ta. Asgjë nga këto nuk i fshihet Atij, qoftë i Lartësuar, siç thotë vetë Ai: ***"Me të vërtetë, Allah është i Dijshëm për çdo gjë."*** (El-Enfal, 75). ***"Që ju ta***

## Obligueshmëria e veprimit dhe mos mbështetja në atë që është shkruar

40. Transmetohet nga Alij bin Ebi Talibi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se I Dërguari i Allahut ka thënë: "*Çdonjërit prej jush veçse i është shkruar/shënuar vendi i tij në Zjarr apo në Xhenet.*" Sahabet thanë: "O i Dërguari i Allahut! A të mbështetemi

---

***dini se Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë dhe se Ai përfshin gjithçka në diturinë e Tij."*** (Et-Talak, 12).

2) Shkrimi i çdo gjëje nga ana e Tij për atë që Ai e bëri kader (paracaktoi) dhe kada (vendosi), siç thotë i Lartësuari: ***"Ne e dimë sa prej tyre i merr toka, tek Ne është Libri që i ruan të gjitha."*** (Kaf, 4). ***"Ne e kemi llogaritur çdo gjë në një Libër të qartë."*** (Ja Sin, 12). ***"A nuk e di ti, se Allahu di çdo gjë, që është në qiej e në Tokë? Të gjitha këto janë (shënuar) në Libër. Me të vërtetë, kjo është e lehtë për Allahun."*** (El-Haxhxh, 70).

3) Besimi në Vullnetin e Tij ekzekutues. Ajo që Ai dëshiron të jetë, do të ndodhë, kurse ajo që Ai nuk dëshiron të jetë nuk do të ndodhë, siç tha i Lartësuari: ***"Allahu, me të vërtetë, bën çfarë të dëshirojë."*** (El-Haxhxh, 18). ***"Vërtet, urdhri i Tij, kur Ai dëshiron diçka, është që t'i thotë asaj "Bëhu!" - dhe ajo bëhet."*** (Ja Sin, 82). ***"Por ju nuk mund të dëshironi, përveçse me vullnetin e Allahut, Zotit të botëve!"*** (Et-Tekuir, 29).

4) Krijimi i të gjitha gjërave që ekzistojnë nga ana e Tij, qoftë i Lartësuar, nuk ka krijues tjetër përveç Tij, siç thotë i Lartësuari: ***"Allahu është Krijuesi i çdo gjëje dhe Ai është Mbikëqyrës i çdo gjëje."*** (Ez-Zumer, 62). ***"O njerëz! Kujtoni dhuntinë e Allahut për ju! A ka ndonjë krijues, veç Allahut, i cili ju furnizon nga qielli dhe Toka? S'ka të adhuruar tjetër të vërtetë përveç Tij. Atëherë, si po largoheni ju?"*** (Fatir, 3).

Pra, besimi në kader – tek Ehlus-Sunne uel-Xhemaa' – i përfshin këto katër çështje. Kurse disa nga bidatçinjët, e kundërshtuar këtë besim të Ehlu Sunetit, duke i refuzuar disa nga këto çështje."

në atë që është shkruar dhe t'i braktisim veprat?!" Ai u përgjigj: *"Vepроni sepse çdonjërit i lehtësohet ajo për të cilën është krijuar. Nëse është prej të lumturve (banorëve të Xhenetit) do t'i lehtësohet të bëjë nga veprat të tyre, ndërsa nëse është prej fatkeqëve/të dëshpëruarve (banorëve të Zjarrit) do t'i lehtësohet të bëjë nga veprat e tyre."* Pastaj lexoi: ***"Sa për atë që jep (për hir të Allahut), ka frikë (nga Ai) dhe dëshmon për vërtetësinë e më të bukurës (besimit), Ne do t'ia lehtësojmë atij rrugën drejt shpëtimit."*** (El-Lejl, 5 – 7)." Transmetojnë Buhariu, nr. 1362, 4948 dhe 4949, dhe Muslimi, nr. 2647.[1]

[1] Begaviu thotë (1/133): "Hatabiu ka thënë: "Fjalët e tyre: *"A të mbështetemi në atë që është shkruar dhe t'i braktisim veprat?!"*, ishin kërkesë e tyre për një çështje e cila detyron braktisjen e *ubudijes* (të qenët rob/adhurues i Allahut). Kjo është kështu sepse kur i Dërguari (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) i lajmëroi se Libri (shkrimi/shënimi) i ka paraprirë ata (veprat e tyre), ky ishte një lajmërim që ka të bëjë me *gajb*-in (të padukshmen) të cilin vetëm Allahu i Lartësuar e di. Prandaj, në realitet këto fjalë janë argument kundër tyre. Ata synuan që këto fjalë t'i marrin si argument për braktisjen e veprave, por i Dërguari (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) i mësoi se ata duhet ditur dy çështje të cilat nuk e zhvlerësojnë njëra-tjetrën: 1) E brendshmja, e që është arsyeja pozitive (urdhëruese) në lidhje me vendimin e *rububijes* (Zotërimit); dhe, 2) E jashtmja, e që është shenja e domosdoshme në lidhje me përmbushjen e të drejtës së *uluhijes* (adhurimit), e cila në fakt është një shenjë e imagjinuar që nuk përfiton prej saj dije reale. Ajo që duket – Allahu e di më së miri – është se ata u trajtuan në këtë mënyrë (nga i Dërguari, *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) dhe u urdhëruan me këtë bindje, në mënyrë që të lidhet frika e tyre me të brendshmen e padukshme/e fshehtë (*gajb*) për ta, që (të lidhet) shpresa e tyre me të jashtmen e cila është e dukshme për ta. Pra, të kenë frikë dhe shpresë – të cilat janë dy rrugët (mjetet) që dërgojnë në *ubudije* – që përmes tyre ta plotësojnë cilësinë e imanit (besimit). Po ashtu, ai (i Dërguari *sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ua sqaroi se çdokujt i lehtësohet ajo për të cilën është krijuar, dhe se veprat e tij në këtë botë tregojnë për përfundimin e tij në botën tjetër. Pastaj lexoi: ***"Sa për atë që jep (për hir të Allahut), ka frikë (nga Ai) dhe dëshmon për vërtetësinë e më të bukurës (besimit), Ne do t'ia lehtësojmë atij rrugën drejt shpëtimit"*** (El-Lejl, 5 – 7). Këto çështje kanë të bëjnë me gjykimin e jashtëm, kurse pas kësaj qëndron dija e Allahut të Madhërishëm rreth tyre, e Ai është *El-Hakim* (i Urti), *El-Habir* (i Mirinformuari), i Cili nuk pyetet për atë që punon, kurse ata do të pyeten.

## Allahu ka marrë besëlidhje nga ne qysh kur ishim në kurrizin e Ademit (alejhis-selam)

41. Muslim bin Jesar El-Xhuhenij ka thënë: "Është pyetur Umer bin Hatabi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, rreth këtij ajeti: ***"Kur Zoti yt nxori nga kurrizi i bijve të Ademit pasardhësit e tyre"*** (El-A'raf, 172). Ai u përgjigj: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) të pyetet rreth tij, dhe ai u përgjigj: *"Vërtetë, pasi që Allahu e krijoi Ademin e fërkoi shpinën e tij me të Djathtën e Tij, me ç'rast i nxori disa nga pasardhësit e tij dhe tha:* ***"Këta i kam krijuar për Xhenet dhe këta do të punojnë me veprat e banorëve të Xhenetit."*** *Pastaj, e fërkoi edhe njëherë shpinën e tij, me ç'rast i nxori disa pasardhës tjerë të tij dhe tha:* ***"Këta i kam krijuar për Zjarr dhe këta do të punojnë me veprat e banorëve të Zjarrit."*** Njëri nga të pranishmit tha: "O i Dërguari i Allahut! Atëherë, përse të punojmë?" Ai u përgjigj: "*Vërtetë, kur Allahu e krijon robin për Xhenet, atëherë e inspiron atë që të bëjë punë/vepra të banorëve të Xhenetit; kështu vazhdon derisa ai të vdesë, duke e vepruar njërën nga këto vepra, për shkak të së cilës Allahu e fut në Xhenet. E kur Allahu e krijon robin për Zjarr,*

---

Nëse këtë gjë e hulumton në dy çështje tjera të ngjashme me të – të cilat janë: a) risku/furnizimi që të është ndarë së bashku me urdhërimin për kërkimin/fitimin e tij dhe b) kohëzgjatja e jetës që të është caktuar së bashku me (urdhërimin për) kurimin përmes mjekësisë – do të arrish në përfundim se e fshehta (e brendshmja) në këto (dy) çështje është një arsye pozitive (urdhëruese), kurse e dukshmja (e jashtmja) është një shkak imagjinar. Të gjithë myslimanët, dijetarët dhe të rëndomtët prej tyre, kanë rënë në ujdi se e dukshmja (e jashtmja) nuk braktiset për shkak të së fshehtës (brendshmes)."

*atëherë e inspiron atë që të bëjë punë/vepra të banorëve të Zjarrit; kështu vazhdon derisa ai të vdesë, duke e vepruar njërën nga këto vepra, për shkak të së cilës Allahu e fut në Zjarr."*[1] E transmetojnë Maliku dhe Hakimi i cili thotë: "Hadithi është sipas kriterit të Muslimit." E transmeton edhe Ebu Davudi nga një rrugë tjetër nga Muslim bin Jesari, (ky) nga Nuajm bin Rabia, (ky) nga Umeri.

42. Is'hak bin Rahuja ka thënë: "Na ka treguar Bekije bin Uelidi, i cili thotë: "Më ka treguar Zubejdiu – Muhamed bin Uelidi,

---

[1] Transmetojnë Maliku në "*El-Muvetta*" (2/898 – 899), Ebu Davudi, nr. 4702, Tirmidhiu, nr. 3075, Nesaiu në "*El-Kubra*", nr. 11190, Axhurri në "*Esh-Sheria*", fq. 170, Ibën Hibani, nr. 6166, Bejhekiu në "*El-Esma ue Es-Sifat*", nr. 325, Begaviu në "*Sherh Es-Sunne*", nr. 77, dhe Hakimi në "*El-Mustedrak*" (1/27).

Tirmidhiu ka thënë: "Hadithi është *hasen* (autentik), kurse Muslim bin Jesari nuk ka dëgjuar (hadithe) nga Umeri. Në këtë *isnad* (zinxhir transmetuesish) mes Muslim bin Jesari dhe Umerit, disa kanë përmendur një njeri që është *mexhhul* (i panjohur)."

Hakimi ka thënë (2/544) : "Hadithi është *sahih* (autentik) sipas kritereve të Buhariut dhe Muslimit." Dhehebiu është pajtuar me këtë vlerësim.

Në një rast tjetër, Dhehebiu ka thënë: "Në këtë hadith ka *irsal* (mungon një transmetues mes transmetuesit të hadithit dhe sahabiut)."

Mundhiriu ka thënë: "Megjithëkëtë, domethënia e hadithit është autentike dhe ky hadith është saktësuar si thënie e të Dërguarit (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) nga shumë rrugë/transmetime autentike – të cilat nuk po i përmendim këtu që të mos e stërzgjatim – siç është transmetimi i Umer bin Hatabit dhe të tjerëve, është pyetur rreth kuptimit të ajetit, domethënë se cila është forma që Allahu i nxori pasardhësit e Ademit nga shpina e bijve të tij."

Pyetja e sahabiut: *"Atëherë, përse të punojmë?"* – domethënë nëse është ashtu siç po e përmend ti o i Dërguari i Allahut – se kaderi i ka paraprirë çdo gjëje – atëherë, çfarë dobie na sjellin veprat tona, apo me çfarë ka të bëjnë veprat, apo për çfarë u urdhëruam të punojmë?!

nga Rashid bin Sa'di, (ky) nga Abdurrahman bin Ebi Katade, (ky) nga babai i tij, (ky) nga Hisham bin Hakim bin Hizam, se një njeri tha: "O i Dërguari i Allahut! Veprat a krijohen (në çastet kur veprohen) apo vendimi për to ka marrë fund?" Ai u përgjigj: *"Vërtetë, Allahu i bëri pasardhësit e Ademit të dëshmojnë kundër vetes së tyre qysh kur i nxori nga kurrizi i tij*[1]*. Pastaj, ata i shtyu me dy Shuplakat e Tij dhe tha:* ***"Këta janë për Xhenet, kurse këta janë për Zjarr."*** *Banorëve të Xhenetit iu lehtësohet të bëjnë punë/vepra të banorëve të Xhenetit, kurse banorëve të Zjarrit iu lehtësohet të bëjnë punë/vepra të banorëve të Zjarrit."*[2]

## Veprat, kohëzgjatja e jetës, furnizimi jonë, si dhe a do të jemi të lumtur apo të dëshpëruar– janë shkruar qëkurse ishim në barqet e nënave tona

43. Abdullah bin Mes'udi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë: "I Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) – i cili e fliste të vërtetën dhe Allahu dëshmoi për këtë – na ka

---

[1] Aludon në Fjalët e Allahut të Lartësuar***: "Kur Zoti yt nxori nga kurrizi i bijve të Ademit pasardhësit e tyre dhe i bëri të dëshmojnë kundër vetes së tyre, u tha: "A nuk jam Unë Zoti juaj?" Ata u përgjigjën: "Po, dëshmojmë se Ti je." Kështu bëri Ai, në mënyrë që ju (o njerëz) të mos thoni në Ditën e Kiametit: "Këtë nuk e kishim ditur." Ose që të mos thoni: "Me të vërtetë, etërit tanë ishin idhujtarë para nesh, kështu që edhe ne jemi pasardhësit e tyre. A mos vallë do të na shkatërrosh për veprat e atyre që ndoqën mashtrimin?"*** (El-A'raf, 172 – 173). (përkthyesi)

[2] Hadithi është *sahih* (autentik). E transmeton Buhari në "*Et-Ta'rih El-Kebir*" (8/191 – 192).

treguar: *"Vërtetë, çdokujt krijimi i tij i mblidhet në barkun e nënës dyzet ditë në një pikë. Pastaj bëhet pikë gjaku e ngjizur, po aq kohë. Pastaj bëhet copë mishi, po aq kohë. Pastaj Allahu e dërgon tek ai një engjëll dhe e urdhëron me katër gjëra: me shkrimin e veprave të tij, kohëzgjatjes së jetës së tij, riskut (furnizimit) të tij dhe a do të jetë i lumtur apo i dëshpëruar. Për Allahun përveç të Cilit nuk të adhuruar të vërtetë! Ndonjëri prej jush do të punojë vepra të banorëve të Xhenetit derisa të mos mbetet ndërmjet tij dhe Xhenetit vetëm sa një kut. Pastaj i paraprinë ajo që është shkruar, fillon të punojë vepra të banorëve të Zjarrit dhe kështu hyn në të. Një tjetër do të punojë vepra të banorëve të Zjarrit derisa të mos mbetet ndërmjet tij dhe Zjarrit sa një kut, pastaj i paraprinë ajo që është shkruar, fillon të punojë vepra të banorëve të Xhenetit dhe kështu hyn në të."*[1] Transmeton Buhariu, nr. 3208, 3332, 6594, 7454, dhe Muslimi, nr. 2643.

---

[1] Hafëz Ibën Haxheri, në "El-Fet'h" (11/479), thotë: "Qëllimi me *"një pikë* (nutfe)*"* është sperma, origjina e së cilës është uji i pastër dhe i paktë. Kurse, origjina e gjithë kësaj është se kur uji i burrit takohet/bashkohet me ujin e gruas – gjatë marrëdhënieve – dhe Allahu dëshiron që prej këtij bashkimi ta krijojë një fetus, atëherë Ai i përgatit shkaqet për të."

Ibnul-Ethiri, në "*En-Nihaje*", thotë: "Është e lejuar që qëllimi me *"mblidhet"*, është qëndrimi i pikës/spermës në mitër, domethënë pika e spermës qëndron në dyzet ditë në të (mitër), gjatë të cilave mbulohet në mënyrë që të përgatitet për marrjen e formës/trajtës, pastaj brumoset."

*"Pastaj bëhet pikë gjaku e ngjizur"* domethënë ajo do të jetë në këtë formë përgjatë dyzet ditëve dhe pastaj shndërrohet në formën e cila vijon pas saj.

*"El-aleka"* është gjaku i ngrirë dhe i trashë. Është quajtur kështu për shkak të lagështirës së tij, e cila mbledhë me vete gjërat pranë të cilave kalon.

*"El-Mudga"* është një copë mishi. Është quajtur kështu për shkak se ajo është sa një kafshatë e cila përtypet.

Qëllimi me shkrimin e furnizimit është paracaktimi i tij: a do të jetë i paktë apo i shumtë dhe si do të jetë mënyra e fitimit të tij, me hallall apo haram. Kurse qëllimi me exhelin (kohëzgjatjen e jetës) është: a do të jetë ai i gjatë apo i shkurtë. Dhe qëllimi me vepra është se a do të jenë ato të mira apo të këqija.

*"i lumtur apo i dëshpëruar"* domethënë se engjëlli e shkruan njërën nga këto dy gjëra, siç e shkruan shembull: se exheli i këtij fetusi do të jetë kaq, apo risku i tij do të jetë kaq, veprat e tij do të jenë këto, po ashtu e shkruan se ai do të jetë i dëshpëruar në varësi të përfundimit të tij, (tjetri) do të jetë i lumtur në varësi të përfundimit të tij, siç tregon për këtë vet hadithi.

Hadithi inkurajon që njeriu të jetë i kënaqur me atë risk që e ka, si dhe e qorton ashpër lakminë e tepërt; sepse, pasi që riskut i ka paraprirë kaderi, atëherë nuk mjafton që njeriu ta konsiderojë veten të pavarur në kërkimin e tij. Gjithsesi, kërkimi i fitimit të tij është ligjësuar, për arsye se kjo është në mesin e shkaqeve që urtësia kërkon domosdoshmërish veprimin e tyre.

Po ashtu, në hadith tregohet se veprat janë shkak për hyrjen në Xhenet. Kjo nuk e kundërshton hadithin tjetër: *"Askush nuk do të hyjë në Xhenet me veprat e tij"* (Transmeton Buhariu dhe Muslimi), sepse (nga kjo kuptohet) që sikur të mos ishte mëshira e Allahut ndaj robit të Tij, atëherë Ai nuk do ta fuste në Xhenet, sepse, vetëm veprat, edhe po ta arrinin skajshmërinë, nuk e detyrojnë hyrjen në Xhenet dhe nuk mund të jenë shpagim/kompensim për të. Për arsye, edhe nëse ato do të kryheshin sipas mënyrës me të cilën Allahu është i kënaqur, prapë nuk e arrijnë vlerën e dhuntive të Allahut. Madje, të gjitha veprat së bashku nuk peshojnë sa (vlera e) një dhuntie të vetme, kështu që mbetet pjesa tjetër e dhuntive e cila kërkon detyrimisht falënderim (ndaj Allahut) për to. E, ai kurrë nuk ka mundësi ta përmbush të drejtën (hakun) e falënderimit për to. Pra, sikur Allahu ta ndëshkonte për këtë gjendje, atëherë do ta ndëshkonte me drejtësi, prandaj kur Ai e mëshiron atë – duke qenë në këtë gjendje – (si përfundim) del se mëshira e tij është shumë më e mirë/vlefshme se veprat e tij.

Hadithi aludon edhe në atë se atij që i shkruhet se do të jetë i dëshpëruar/fatkeq, ai në realitet nuk e di se cila do të jetë gjendja e tij në këtë botë, po ashtu edhe e kundërta. Por, kjo edhe mund të dihet përmes rrugës së shenjave të cilat e vërtetojnë hamendjen e mundshme. Në këtë rast themi se po (mund të dihet), dhe kjo forcohet edhe më shumë për atë person i cili bëhet i famshëm duke u lavdëruar dhe u përmendur nga të tjerët si njeri i mirë dhe i devotshëm.

Gjithashtu, hadithi inkurajon që të kërkohet mbrojtje prej Allahut nga përfundimi i keq.

## Hyrja e engjëllit tek pika (*nutfe*) pasi që të jetë vendosur në mitër

44. Transmetohet nga Hudhejfe bin Esid, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Engjëlli hyn tek pika (*nutfe*-ja) dyzet ditë apo* (tha) *dyzet e pesë ditë pasi që të jetë vendosur në mitër, dhe thotë: "O Zoti im! I dëshpëruar apo i lumtur?" Atëherë, shkruhet njëra prej tyre. Pastaj, pyet përsëri: "Mashkull apo femër?" Dhe, shkruhet njëra prej tyre. Po ashtu, shkruhen edhe gjurmët (veprat e tij), kohëzgjatja e jetës, si dhe risku (furnizimi) i tij. Pastaj, mbështillen/palosen fletët dhe më as nuk shtohet dhe as nuk pakësohet asgjë."*[1] Transmeton Muslimi, nr. 2644.

## Allahu i ka krijuar disa njerëz për Xhenet dhe disa të tjerë për Zjarr qysh kur ishin në kurrizet e baballarëve të tyre

45. Aisheja, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, ka thënë: "U thirr i Dërguari i Allahut (sal-*lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) për t'ia falur namazin e xhenazes një fëmije nga Ensarët. Atëherë unë thash: "Lum për të! Një trumcak nga trumcakët e Xhenetit

---

[1] Hafëz Ibën Haxheri në "*El-Fet'h*" (11/482) thotë: "Fjalët e tij: *'Engjëlli hyn'* – fjala engjëll është shquar me nyjën shquese (*El*) e cila këtu përdoret për të treguar atë që është e njohur, kurse qëllimi këtu është e njohura e veçantë, e që është lloji i engjëjve që janë të ngarkuar me çështjen e mitrës, siç është pohuar kjo në transmetimin e Hudhejfe bin Esidit se: *"Një engjëll i ngarkuar me çështjen e mitrës..."*

që kurrë nuk punoi ndonjë të keqe dhe ajo (e keqja) kurrë nuk e arriti atë." I Dërguari (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) tha: *"Apo ndoshta do të jetë ndryshe oj Aishe! Vërtetë, Allahu i ka krijuar disa njerëz për Xhenet qëkurse ata ishin në kurrizet e baballarëve të tyre, si dhe i ka krijuar disa të tjerë për Zjarr qëkurse ata ishin në kurrizet e baballarëve të tyre."*[1] Transmeton Muslimi në *Sahih*-un e tij, nr. 2662.

---

[1] Neveviu thotë (16/207): "Të gjithë dijetarët me peshë të myslimanëve kanë konsensus se kushdo që vdes prej fëmijëve të myslimanëve, ai do të jetë në Xhenet, sepse ai nuk ishte *mukel-lef* (i ngarkuar me detyrimet fetare). Kurse disa të tjerë që nuk kanë peshë nuk u prononcuan për këtë çështje për shkak të këtij hadithi që e transmeton Aisha, Allahu qoftë i kënaqur prej saj!

Dijetarët u përgjigjen – rreth këtij hadithi – se ndoshta i Dërguari (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) dëshiroi ta ndalonte (Aishen) nga ngutësia e dhënies së gjykimit (për dikë) pa pasur provë/dëshmi të prerë për të, siç e kundërshtoi Sa'd bin Ebi Uekasin kur ai tha: 'Jepja atë sepse unë po e shoh si besimtar (*mu'min*)', atëherë i Dërguari (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) i tha: *"Apo (ndoshta është) mysliman..."* (Transmeton Buhariu dhe Muslimi).

Hadithi mund të interpretohet edhe me atë se i Dërguari (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) e tha këtë para se ta dijë që fëmijët e besimtarëve do të jenë në Xhenet. Por, kur e diti këtë tha: "*Një mysliman, të cilit i vdesin tre fëmijë që nuk e kanë arritur pubertetin, atë Allahu do ta fusë në Xhenet për shkak të tepricës së mëshirës ndaj tyre (fëmijëve).*" (Transmeton Ahmedi me *sened* (zinxhir) *hasen* (të mirë) siç e gjejmë në "*Sahihul-Xhami*", nr. 5772).

Ndërsa, sa i përket fëmijëve të idhujtarëve, rreth kësaj dijetarët i kanë dhënë tri mendime. Shumica e tyre thanë se ata do t'i ndjekin prindërit e tyre për në Zjarr. Një grup prej tyre nuk u prononcuan rreth kësaj çështjeje. Kurse, mendimi i tretë – e që është mendimi i saktë dhe të cilin e ndoqën dijetarët besnik – është se ata do të jenë prej banorëve të Xhenetit. Këta e mbështetën mendimin e tyre në shumë argumente, prej tyre është hadithi i Ibrahimit (*alehis-selam*) të cilin i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) e kishte parë në Xhenet, kurse rreth tij ishin mbledhur fëmijët e njerëzve. Sahabet e pyetën: "O i Dërguari i Allahut! Edhe fëmijët e idhujtarëve?" Ai u përgjigj: *"Edhe fëmijët e idhujtarëve."* E transmeton Buhariu në *Sahih*-un e tij."

## Çdo gjë është (ndodhë) me *kader*

46. Transmetohet nga Ibën Umeri, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Çdo gjë është (ndodhë) me* kader *(paracaktim), madje edhe* el-axhz *(paaftësia/ngathtësia) dhe* el-kejs *(aftësia/shkathtësia)."* Transmeton Muslimi, nr. 2655.[1]

## Domethënia e Fjalëve të Allahut: "Engjëjt dhe Shpirti (Xhebraili), me lejen e Zotit të tyre, zbresin në këtë natë, me të gjitha vendimet"

47. Katade, Allahu e mëshiroftë, rreth Fjalëve të Allahut: ***"Engjëjt dhe Shpirti (Xhebraili), me lejen e Zotit të tyre, zbresin në këtë natë, me të gjitha vendimet."*** (El-Kadr, 4), ka thënë: "Në atë natë (të Kadrit) vendoset çdo gjë që do të jetë (ndodhë) gjatë tërë vitit deri në natën e (Kadrit të) vitit të ardhshëm." Transmetojnë Abdurrezaku (3/386), dhe Ibën Xheriri (15/260). Ngjashëm me këtë (kuptim) është transmetuar edhe nga Ibën Abasi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, Haseni, Ebu Abdurrahman Es-Sulemiu, Seid bin Xhubejri dhe Mukatili.

---

[1] E transmetojnë edhe Maliku në "*El-Muvetta*" (2/899), dhe Buhariu në "*Halk Ef'alil-Ibad*", fq. 25

## *El-Leuh El-Mahfudh* (Pllaka e Ruajtur) është nga margaritarët e bardhë

48. Ibën Abasi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë: "Vërtetë, Allahu e ka krijuar një Pllakë të Ruajtur nga margaritarët e bardhë. Kapakët e saj janë prej rubinit të kuq, pena (lapsi) e saj është dritë, shkrimi i saj është dritë dhe gjerësia e saj është sa (hapësira) mes qiellit dhe Tokës. Çdo ditë Allahu shikon në të treqind e gjashtëdhjetë herë. Në secilin herë Ai krijon, furnizon, jep jetë dhe vdekje, lartëson (fuqizon) dhe poshtëron, si dhe vepron gjëra tjera çfarë të dëshiron. Në këtë aludojnë Fjalët e të Lartësuarit: "***Në çdo ditë (kohë) Ai është në ndonjë çështje (ushtron fuqinë e gjithëmbarshme)"*** (Err-Rrahman, 29). E transmetojnë Abdurrezaku, Ibnul-Mundhiri, Taberaniu, nr. 12511, dhe Hakimi.

Ibnul-Kajimi, Allahu e mëshiroftë, pasi që i përmendi këto hadithe dhe të tjera në këtë kuptim, tha: "Ky është paracaktim ditor. Ai para këtij është paracaktim i vitit. Ai para këtij është paracaktim gjatë lidhjes së tij (njeriut) me shpirtin. Ai para këtij gjithashtu është paracaktim në fillimet e krijimit të tij dhe gjatë kohës kur ai ishte një copë mishi (*mudga*). Ai para këtij është paracaktimi që i parapriu ekzistencës së tij, por pasi që u krijuan qiejt dhe Toka. Kurse ai para këtij është paracaktimi që i parapriu krijimit të qiejve dhe Tokës me pesëdhjetëmijë vite. Të gjitha këto paracaktime janë si shtjellim i paracaktimit (të parë) që i parapriu ato. Në këtë ka dëshmi/provë për përsosurinë e

dijes, forcës (zotësisë) dhe urtësisë së Zotit. Gjithashtu për atë se Ai po dëshiron që engjëjve dhe robërve të Tij besimtarë, t'ua shtojë edhe më shumë njohuritë rreth Tij dhe emrave të Tij."

Më tej vazhdon: "Të gjitha këto hadithe dhe të tjerat të ngjashme me këto, janë në ujdi se paracaktimi (i parë) që i parapriu çdo gjëje, nuk ndalon nga të vepruarit/punuarit dhe nuk e obligon të mbështeturit në të, përkundrazi ai e obligon punën dhe zelltarinë. Për këtë, kur disa sahabe i dëgjuan këto hadithe, thanë: "Qysh tani unë do të punojë edhe më zellshëm se më parë."

Ebu Uthman En-Nehdiu i thoshte Selmanit: "Më shumë i gëzohem fillimit të kësaj çështjeje (kaderit) se sa fundit të saj." Kështu sepse nëse atij i ka paraprirë prej Allahut një çështje, për të cilën Ai e ka përgatitur dhe ia ka lehtësuar arritjen e saj, atëherë padyshim se gëzimi i tij për atë çështje që i ka paraprirë prej Allahut, do të jetë më i madh se sa gëzimi për shkaqet të cilat do të pasojnë më vonë."[1]

## Besimi në kader bën që njeriu ta shijojë ëmbëlsinë e besimit

49. Uelid bin Ubade ka thënë: "Një ditë hyra tek babai im i cili ishte i sëmurë dhe mendoja se do të vdiste. I thash: "O

[1] *"Shifaul-Alil"* (1/61 – 74).

babush im! Mundohu që për hatër timin të ma lësh një amanet!" Ai tha: "Më ulni!" Pasi që e ulën tha: "Biri im! Kurrë nuk do ta shijosh ëmbëlsinë e besimit dhe kurrë nuk do ta arrish realitetin e dijenisë rreth Allahut, qoftë i Lartësuar, derisa sa të besosh në kader, për mirë dhe për keq." Pyeta:" O babushi im! Si mund ta dijë të mirën e kaderit dhe të keqen e tij?" Ai u përgjigj: "Ta dish se ajo që nuk të ka goditur, kurrë nuk ka pasur mundësi të të godas, dhe ajo që të ka goditur kurrë nuk ka pasur mundësi që mos të të godasë. Biri im! Unë e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) se ka thënë: *"Së pari që Allahu krijoi është lapsi/pena, pastaj i tha atij:* ***'Shkruaj!'*** *Dhe, (në ato çaste) u shkrua çdo gjë që do të jetë (ekzistoj) deri në Ditën e Kiametit..."* Biri im! Nëse ti vdes duke mos qenë në këtë (besim), atëherë do të hysh në Zjarr." Transmeton Ahmedi (5/317).[1]

## Urdhri për kërkimin e kurimit dhe marrjes së shkaqeve

50. Ebu Hizame përcjellë se babai i tij, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë: "Një ditë e pyeta të Dërguarin e Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*): "O i Dërguari i Allahut! Më trego për rukjet (yshtjet) që po kërkojmë nga të tjerët të na yshtin (përmes tyre), për barërat me të cilat kurohemi dhe preventivat që i marrim për të parandaluar sëmundje! A e

[1] Hadithi është *sahih* (autentik).

kthejnë mbrapsht sadopak kaderin e Allahut?" Ai u përgjigj: *"Ato janë prej kaderit të Allahut."*[1] E transmetojnë Ahmedi (3/421) dhe Tirmidhiu, nr. 2065 dhe 2148, i cili e vlerëson si *hasen* (autentik).

## Besimtari i fortë është më i mirë dhe më i dashur te Allahu se besimtari i dobët

51. Transmetohet nga Ebu Hurejra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Besimtari i fortë është më i mirë dhe më i dashur te Allahu se besimtari i dobët, edhe pse në çdo njërin ka të mira. Kujdesu për atë që të bën dobi dhe kërko ndihmë prej Allahut, por kurrsesi mos u bëjë i paaftë (i pazoti)! Nëse të godet diçka mos thuaj: Sikur të kisha bërë kështu e kështu, do të ndodhte kështu e kështu. Por, thuaj: "Allahu e ka paracaktuar kështu dhe Ai e vepron atë që dëshiron", sepse "sikur" ia hap derën shejtanit që të veprojë."* Transmeton Muslimi, nr. 2664.

[1] Hadithi është *sahih* (autentik). E transmeton edhe Ibën Maxhe, nr. 3427.

## 5. PËRMENDJA E ENGJËJVE DHE BESIMI NË TA

Allahu i Lartësuar thotë: ***"Mirësia nuk është të kthyerit efytyrës suaj nga lindja dhe perëndimi, por mirësia është (cilësi) e atij që beson Allahun, Ditën e Fundit, engjëjt, Librin dhe profetët..."*** (El-Bekare, 177).

***"Me të vërtetë, atyre që thonë: "Zoti ynë është Allahu", e pastaj vazhdojnë të vendosur në rrugën e drejtë, do t'u zbresin engjëjt (para vdekjes) e do t'u thonë: "Mos u frikësoni dhe mos u pikëlloni! Dhe gëzojuni Xhenetit që ju është premtuar."*** (Fussilet, 30).

***"Mesihu nuk do ta përbuzte kurrë që të ishte rob i Allahut, as edhe engjëjt më të afërm."*** (En-Nisa, 172).

***"Atij i përket gjithkush që gjendet në qiej dhe në Tokë. Ata që janë tek Ai (engjëjt), nuk ngurrojnë për të adhuruar Atë e nuk ndiejnë lodhje, por e lavdërojnë (Atë) natën dhe ditën, papreré."*** (El-Enbija, 19 – 20).

***"Lavdërimi qoftë për Allahun, krijuesin e qiejve dhe Tokës, i Cili i ka bërë engjëjt të dërguar me nga dy, tre dhe katër krahë."*** (Fatir, 1).

***"Ata (engjëj), që e mbajnë Fronin dhe ata që janë rreth tij, e madhërojnë Zotin e tyre me falënderim dhe i besojnë Atij. Ata lypin falje për besimtarët..."*** (Gafir, 7).

## Engjëjt janë krijuar nga drita

52. Transmetohet nga Aisha, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Engjëjt janë krijuar nga drita, xhinët janë krijuar nga flakërima e gjuhëve të zjarrit, kurse Ademi është krijuar nga ajo që iu është përshkruar (në Kuran)."*[1] Transmeton Muslimi, nr. 2996.

## Në *El-Bejt El-Ma'mur* (Shtëpinë e Banuar) çdo ditë hyjnë shtatëdhjetëmijë engjëj

53. Është pohuar në disa hadithe të cilat flasin për ngjarjen e Mi'raxhit, se të Dërguarit të Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) i është shfaqur *El-Bejt El-Ma'mur* e cila ndodhet në qiellin e shtatë (Është thënë se ajo është në qiellin e gjashtë dhe pozita e saj është si pozita e Qabesë në Tokë, si dhe ajo është përballë (paralel) me atë (Qabenë); shenjtëria e saj në qiell është si shenjtëria e Qabesë në Tokë) Ai e kuptoi sa aty

---

[1] Dijetari i madh Abdulaziz bin Bazi, Allahu e mëshiroftë, ka thënë: "Besimi në engjëj përfshin besimin e përmbledhur dhe të hollësishëm (shtjelluar) te ta. Pra, myslimani duhet të besojë se Allahu ka engjëj të cilët i ka krijuar për t'iu bindur Atij, si dhe i ka përshkruar që ata janë robër të nderuar, nuk flasin para (Fjalës së) Tij dhe veprojnë me Urdhrin e Tij. Ata janë disa llojesh, prej tyre ka që janë të ngarkuar me mbajtjen e Arshit (Fronit), të tjerë ka që kujdesen për Xhenetin dhe Xhehenemin, kurse disa të tjerë janë të ngarkuar me ruajtjen e veprave të robërve. Po ashtu, besojmë në mënyrë të hollësishme në ata engjëj që Allahu edhe i Dërguari i Tij i emërtuan, siç janë: Xhibrili, Mikaili, Maliku (roja e Zjarrit) dhe Israfili i cili është i ngarkuar me fryrjen në *Sur* (Bri)."

hyjnë çdo ditë shtatëdhjetëmijë engjëj dhe pastaj asnjëri prej tyre nuk kthehet më tek ajo.[1]

54. Transmetohet nga Aisha, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Nuk ka vend në qiell as sa një shputë (e këmbës), veçse aty është një engjëll duke i bërë* sexhde *(përkulje) Allahut apo duke qëndruar drejt (në* kijam *me madhërim) për Të. Në këtë aludojnë fjalët e engjëjve (të cilat Allahu i tregon në Kuran):* ***"Ne jemi ata që qëndrojmë në radhë, dhe ne jemi ata që e lavdërojmë Atë!"*** (Es-Saffat, 165 – 166).[2] E transmetojnë Muhamed bin Nasr El-Merueziu, Ibën Xherir Et-Taberiu dhe Ebu Esh-Shejh.

55. Transmetohet nga Xhabir bin Abdilahu, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Nuk ka vend në qiell as sa një shputë, pëllëmbë apo shuplakë, veçse atyre është një engjëll i cili qëndron drejt (në* kijam*), apo një tjetër i cili bënë* sexhde*, apo një tjetër që bënë* ruku'. *E kur të ndodhë Dita e Kiametit, të gjithë së bashku do të thonë: I Lartësuar je Ti (o Allah), nuk të adhuruam ashtu siç të takon, përveçse ne nuk të bëmë shirk asgjë."*[3]

---

[1] E transmetojnë Buhariu, nr. 3207, dhe Muslimi, nr. 164 dhe 259.

[2] Hadithi është *sahih* (autentik). Shiko: "*Kitabus-salah*" të Muhamed bin Nasr El-Merueziut (1/260), "*Et-Tefsir*" të Ibën Xherir Et-Taberiut (23/111 dhe 112), "*El-Adhameh*" të Ebu Esh-Shejhut (1/260 dhe 3/982 – 986), dhe "*Es-Silsile Es-Sahiha*" të Albanit, nr. 1059.

[3] Transmeton Taberaniu në "*El-Kebir*" (2/200, me nr. 1751), përmes transmetimit të Urue bin Meruan, dhe Merueziu në "*Ta'dhim Kadris-Salah*" (1/267), përmes

56. Transmetohet nga Xhabiri, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem)* ka thënë: *"Më është dhënë leje të tregoj për një nga engjëjt e Allahut, të cilët e mbajnë Arshin. (Hapësira) mes bulës së veshit dhe supit të tij është sa të udhëtosh shtatëqind vite."*[1] E transmetojnë Ebu Davudi, nr. 4727, Bejhekiu në "*El-Esma ue Es-Sifat*", fq. 846, dhe Ed-Dija në "*El-Muhtara*".

Nga më të ndershmit (më të lartit) e engjëjve është Xhibrili (*alejhis-selam*). Allahu i Lartësuar e cilësoi atë me besnikëri, moral të mirë dhe fuqi të madhe. I Lartësuari thotë***: "Atë (Kuranin) ia ka mësuar atij një (engjëll) shumë i fuqishëm (Xhebraili), me moral (dhe pamje) të mrekullueshëm, që iu paraqit qartë"*** (En-Nexhm, 5 – 6).

Ajo që tregon për fuqinë e tij të madhe është rasti kur ai i ngriti lart qytetet e popullit të Lutit (*alejhis-selam*) – të cilat ishin shtatë – së bashku me banorët e tyre, të cilët ishin rreth katërqind mijë vetë – dhe kafshët e gjallesat e tjera që

---

transmetimit të Zekerija bin Adij, dhe të dy këta transmetojnë prej Ubejdilah bin Amër bin Abdilkerim bin Malik, (ky) nga Ata' bin Ebi Rabah dhe (ky) nga Xhabiri.

Hejthemiu, në "*Mexhmea' Ez-Zeuaid*" (1/52), thotë: "Në zinxhirin e tij është Urue bin Meruan", domethënë një transmetues i dobët.

Them (komentuesi): "Por, në këtë zinxhir atë e pason Zekerija bin Adij tek Merueziu (i cili është transmetues besnik), si dhe për saktësinë e tij dëshmojnë hadithi pararendës dhe hadithe të tjera."

[1] Hadithin e vlerëson si *sahih* (autentik) Hafëz Ibën Haxheri në "*El-Fet'h*" (8/665). Po ashtu, shiko: "*Es-Silsile Es-Sahiha*", të Albanit, nr. 150 dhe 151.

ishin aty. Po ashtu edhe tokat dhe banesat që ishin në këto qytete. Të gjitha këto ai i ngriti me skajin e krahut të tij deri sa i dërgoi në qiell, saqë engjëjt i dëgjuan të lehurat e qenve dhe këndimin e gjelave të tyre. Pastaj, ai i përmbysi ata, dhe ato që ishin lartë, i ktheu poshtë.

Ky pra është shumë i fuqishmi.

Fjalët e Tij: ***"Dhu mirratin"*** domethënë me moral të mirë, madhështi, shkëlqim/bukuri dhe fuqi të madhe. Këtë domethënie e ka përmendur Ibën Abasi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij!

Disa të tjerë thanë se domethënia e këtij togfjalëshi është se ai (Xhibrili) ka fuqi.

Gjithashtu, Allahu i Lartësuar kur e përshkruan atë (Xhibrilin), thotë: ***"Se ky (Kuran) është Fjalë e (kumtuar prej) një të Dërguari fisnik, që zotëron fuqi dhe pozitë të lartë te Zoti i Fronit e që është i respektuar atje dhe besnik."*** (Et-Tekuir, 19 – 21) domethënë se ai zotëron fuqi dhe rreptësi/ashpërsi të madhe, si dhe ai që gëzon vend dhe pozitë të lartë te ***"Zoti i Fronit"***.

***"...që është i respektuar atje"*** domethënë i respektuar te Grupi më i Lartë (engjëjt më të afërm të Allahut).

***"besnik"*** domethënë që ka besnikëri të madhe. Për këtë, ai ishte i dërguari mes Allahut dhe të Dërguarve të Tij.

## Krahët e Xhibrilit (alejhis-selam)

57. Ai (Xhibrili) i vinte të Dërguarit të Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) në forma të ndryshme. Kurse në formën në të cilën e ka krijuar Allahu, ai e kishte parë dy herë. Xhibrili i kishte gjashtëqind palë krahë.[1] Këtë e transmeton Buhariu nga Ibën Mes'udi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij!

58. Abdullah (ibën Mes'udi) ka thënë: "I Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) e ka parë Xhibrilin në formë e tij dhe ai i kishte gjashtëqind palë krahë. Çdo krahë i tij e kishte zënë horizontin dhe prej çdo krahu binin zbukurime (shkëlqimi i të cilave të verbon), margaritarë dhe rubin, aq shumë sa vetëm Allahu e di.[2] Transmeton Imam Ahmedi dhe zinxhiri (*isnadi*) i tij është i fortë.

## Forma e rrobave të Xhibrilit

59. Abdullah bin Mes'udi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë: "I Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) e ka parë Xhibrilin të veshur me një rrobë të gjelbër, i cili e

---

[1] Transmeton Buhariu, nr. 3332, 4856 dhe 4857, dhe Muslimi, nr. 174.

[2] Ky *ether* është *sahih* (autentik). E transmetojnë Imam Ahmedi në "*El-Musned*" (1/395, 407, 412 dhe 460), Ebu Esh-Shejh në "*El-Adhame*" (3/977 me nr. 501 dhe 3/978, me nr. 502), dhe Ebu Ja'la (8/409, me nr. 4993 dhe 9/243, me nr. 5360). Hadithi ka edhe rrugë të tjera të shumta transmetimesh, të cilat i ka përmendur Ibën Kethiri në "*El-Bidaje ue En-Nihaje*" dhe më pastaj thotë: "Të gjitha këto *esanid* (rrugë transmetimesh) janë të mira dhe të forta dhe me to është veçuar Ahmedi."

kishte mbushur hapësirën mes qiellit dhe Tokës."[1] Transmeton Muslimi.

60. Transmetohet nga Aisheja, Allahu qoftë i kënaqur prej saj, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"E kam parë Xhibrilin duke zbritur dhe ai i kishte mbushur dy horizontet (të Lindjes dhe Perëndimit). Ai kishte veshur rroba të* sundusit *(një lloj mëndafshi) në të cilat vareshin margaritarë dhe rubin të shumtë."*[2] Transmeton Ebu Esh-Shejhu.

61. Ibën Abasi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë: "Xhibrail do të thotë Abdullah (Rob i Allahut), kurse Mikail

---

[1] E transmetojnë Tirmidhiu, nr. 3283, Ahmedi (1/394 dhe 418), Ebu Ja'la në "*Musned*", nr. 5018, Bejhekiu në "*Delailun-Nubuve*" (2/367), dhe Tajalisiu, nr. 323.

Nuk e kam gjetur në *Sahih*-un e Muslimit. Sujutiu, në "*Ed-Durr El-Menthur*" (6/123), thotë: "E transmetojnë Firjabiu, Abd bin Humejdi, Tirmidhiu – i cili e vlerëson si të saktë (autentik) – Ibën Xheriri, Ibnul-Mundhiri, Taberaniu, Ebu Esh-Shejhu, Hakimi – i cili e vlerëson si të saktë (autentik) – Ibën Merdeuejh, dhe Ebu Nuajmi e Bejhekiu së bashku në "*Delailun-Nubuve*", (të gjithë) nga Ibën Mes'udi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, i cili rreth Fjalëve të Allahut: ***"Zemra (e Muhamedit) nuk gënjen për atë që ka parë"***, tha: "I Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) e ka parë Xhibrilin të veshur me dy rroba (të holla/lehta) me ngjyrë të gjelbër, i cili e kishte mbushur hapësirën mes qiellit dhe tokës."

[2] Nuk e kam gjetur me këtë tekst tek libri "*El-Adhame*" i Ebu Esh-Shejhut. Atë që e kam gjetur në "*El-Adhame*" të Ebu Esh-Shejhut (3/972, me nr. 495) është hadithi të cilin e transmeton Aisheja, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, e cila tregon se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: "E kam parë Xhibrilin (*alejhis-selam*) duke zbritur prej qiellit, krijimi i të cilit ishte madhështor dhe ai e kishte zënë/mbyllur pamjen e horizontit." Pra, ndoshta autori, Allahu e mëshiroftë, e përmend vetëm domethënien e hadithit. Kurse me këtë tekst e transmeton Muslimi (1/158).

do të thotë Ubejdullah (Rob i vogël i Allahut)[1]. Dhe, çdo emër në të cilin përmend *il*-i, atëherë ai e ka kuptimin e robit të Allahut." Transmeton Ibën Xheriri, nr. 1620.

62. Të njëjtën gjë e thotë edhe Ali bin Husejni, vetëm se ai shton: "Kurse, Israfil do të thotë Abdurrahman (Rob i të Gjithëmëshirshmit)." Transmeton Ibën Xheriri, nr. 1625 dhe 1655.

## Xhibrili është engjëlli më i vlefshëm

63. Transmetohet nga Ibën Abasi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"A t'ju tregoj se cili është engjëlli më i vlefshëm? Ai është Xhibrili."*[2]

---

[1] Emri *'Rob i vogël'* këtu është përdorur si emër përkëdhelës dhe jo për të treguar nënçmim për Mikailin. Allahu e di më së miri (përkthyesi).

[2] Transmeton Taberaniu në "*El-Kebir*" (11/160, me nr. 11361), ku thotë: "Na ka treguar Ibrahim bin Naile El-Asbehani, (i cili thotë) nga ka treguar Shejban bin Ferruhi, (i cili thotë) na ka treguar Nafi' bin Hurmuzi, (ky) nga Ata' bin Ebi Rabahi, (ky) nga Ibën Abasi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, i cili thotë: "I Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"A t'ju tregoj për engjëllin më të vlefshëm?! Ai është Xhibrili. Pejgamberi më i vlefshëm është Ademi, kurse gruaja më e vlefshme është Merjemja, e bija e Imranit."*

Hejthemiu, në "*Mexhmea' Ez-Zeuaid*" (8/198), thotë: "Në këtë *isnad* (zinxhir transmetuesish) është Nafi bin Hurmuzi, i cili është *metruk* (domethënë shumë i dobët, sa që i janë refuzuar hadithet)."

Gjithashtu në (2/165) dhe (3/140) thotë: "Ai është i dobët."

## Frika e engjëjve prej Zjarrit

64. Ebu Imran El-Xheunij tregon se atij i ka arritur lajmi se Xhibraili i ka ardhur të Dërguarit (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) duke qarë. Atëherë, i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) e pyeti: *"Çfarë të bën të qash?"* Ai u përgjigj: *"E si të mos qaj? Për Allahun! Syri im nuk është tharë prej se Allahu e krijuar Zjarrin, nga frika se mos po tregoj mosbindje ndaj Tij dhe pastaj Ai të më hedhë në të."* Transmeton Imam Ahmedi në "*Ez-Zuhd*".[1]

## Engjëjt zbresin vetëm me lejen e Allahut

65. Transmetohet nga Ibën Abasi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) i tha Xhibrailit: *"Sikur të na vizitoje më shpesh!"* Atëherë, zbriti ajeti: ***"(Xhebraili tha): "Ne (engjëjt) zbresim vetëm me urdhrin e Zotit tënd. Atij i përket gjithçka që është para nesh, gjithçka që është pas nesh dhe gjithçka që është në mes. Dhe Zoti yt nuk harron kurrë"*** (Merjem, 64).[2]

---

[1] Edhe Sujutiu, në "*Ed-Durr El-Menthur*" (1/93), këtë hadith e adreson te libri "*Ez-Zuhd*", por në librin e botuar, unë nuk e kam gjetur. Emri i Ebu Imran El-Xheunijut është Abdulmelik bin Habib, dhe ai është *tabiin* i besueshëm (besnik). Pra, hadithi është *mursel* (në zinxhirin e tij nuk përmendet sahabiu si transmetues)."

[2] Transmeton Buhariu, nr. 2218, 4731, dhe 7455.

Nga më të ndershmit (më të lartit) e engjëjve është edhe Mikaili (*alejhis-selam*), i cili është i ngarkuar me zbritjen e (pikave të) shiut dhe bimësinë.

66. Enesi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, tregon se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) e pyeti Xhibrilin: *"Përse kurrë nuk e kam parë Mikailin duke buzëqeshur?"* Ai u përgjigj: *"Mikaili nuk ka buzëqeshur prej se është krijuar Zjarri."*[1]

Nga më të ndershmit (më të lartit) e engjëjve është edhe Israfili (*alejhis-selam*), i cili është njëri nga Mbajtësit e Arshit (Fronit të Allahut) dhe është ai cili do të fryjë në *Sur* (Bri).

## I zoti i bririt tashmë e ka vendosur gojën në *Sur* (Bri) për të fryrë në të

67. Ebu Seid El-Hudriu, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, tregon se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Si të gjej kënaqësi kur i zoti i Bririt e ka vendosur atë (Bririn) në gojën e tij, e ka ulur ballin e tij, dëgjon me vëmendje duke*

---

[1] Transmeton Ahmedi (3/224) i cili thotë: "Na ka treguar Ebul-Jemani, (i cili thotë) na ka treguar Ibën Ajashi, (ky) nga Imara bin Gazije El-Ensariu, se ai e ka dëgjuar Xhubejr bin Ubejdin – robin e bin El-Mu'la – se ka thënë: "E kam dëgjuar Thabit El-Bunanin duke treguar nga Enesi..." dhe pastaj e përmend hadithin. Këtë hadith e transmeton edhe Axhurri, fq. 395, me të njëjtin *isnad* (zinxhir transmetuesish).

Hejthemiu, në "*Mexhmea' Ez-Zeuaid*" (1/385), thotë: "E përcjellë Ahmedi përmes transmetimit të Ismail bin Ajashit nga Medinasit, por ky transmetim është i dobët. Kurse, pjesa tjetër e transmetuesve janë të besueshëm."

*pritur se kur do t'i urdhërohet për të fryrë (në të)?"* Sahabet pyetën: "Çfarë të themi o i Dërguari i Allahut?" Ai u përgjigj: *"Thoni: Neve na mjafton vetëm Allahu, e sa Kujdestar/Mbrojtës i mrekullueshëm është Ai. Ne vetëm në Allahun mbështetemi."*[1] E transmetojnë Tirmidhiu i cili e vlerëson si *hasen* (autentik), dhe Hakimi.

---

[1] E transmeton Ibnul-Mubareku në "*Ez-Zuhd*" (fq. 557, me nr. 1597) dhe përmes transmetimit të tij e përcjell edhe Tirmidhiu në kapitullin "*Përshkrimi i Kiametit*" (4/536, me nr. 2431), dhe Ahmedi (4/376) përmes transmetimit të Halid bin Tahman, (ky) nga Atije, (ky) nga Ebu Seidi.

Gjithashtu, e transmeton edhe Humejdiu (2/333, me nr. 754), Ahmedi (3/7), dhe Ebu Nuajmi në "*El-Hilje*" (7/312), përmes transmetimit të Sufjanit, (ky) nga Mutarrifi, (ky) nga Atije.

Edhe Hakimi(4/559) e përcjell përmes transmetimit të Mutarrifit, (ky) nga Atije.

Kurse, Ebu Esh-Shejhu në "El-Adhame" (3/854, me nr. 397) e përcjell përmes transmetimit të Ammar Edh-Dhuhniut, (ky) nga Atije... deri në fund të hadithit.

Ebu Nuajmi (2/105) e përcjell përmes transmetimit të Sufjan Eth-Theuriut, (ky) nga Amër bin Umeje, (ky) nga Atije... deri në fund.

Në *isnadin* (zinxhirin e transmetuesve) e tij është Atije El-Aufij i cili është *daif* (i dobët). Por, ai është ndjekur (përforcuar) me Ebu Salihin.

Transmetojnë Ebu Ja'la (2/339, me nr. 1084), Ibën Hibani (3/105, me nr. 823) përmes transmetimit të Xheririt, (ky) A'meshi, (ky) nga Ebu Salihi, (ky) nga Ebu Seidi.

Po ashtu, e transmetojnë edhe Ebu Esh-Shejhu në "*El-Adhameh*" (3/851, me nr. 396) dhe Hakimi (4/559), përmes transmetimit të A'meshit, (ky) nga Ebu Salihi, (ky) nga Ebu Seidi.

## Forma e Israfilit – njëri nga Mbajtësit e Arshit (Fronit)

68. Transmetohet nga Ibën Abasi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, se i Dërguari i Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) ka thënë: *"Vërtetë, është një engjëll prej Mbajtësve të Arshit i cili quhet Israfil. Njëri i nga këndet e Arshit është mbi supin e tij, këmbët e tij shkojnë (depërtojnë) në Tokën e shtatë, më të poshtmen, kurse koka e tij shkon (depërton) në qiellin e shtatë, më të lartin."*[1] E transmetojnë Ebu Esh-Shejhu edhe Ebu Nuajmi në "*El-Hiljë*".

69. Ebu Esh-Shejhu transmeton se Euzaiu ka thënë: "Askush nga krijesat e Allahut nuk e ka zërin më të bukur se Israfili. Kur ai fillon ta madhërojë Allahun (bënë *tesbih*), atëherë të gjithë banorëve të shtatë qiejve ua ndërprenë namazin dhe *tesbihun* (madhërimin)."[2]

Nga më të ndershmit (më të lartit) e engjëjve është edhe engjëlli i vdekjes (*alejhis-selam*). Emri i tij nuk është

---

[1] E transmetojnë Ebu Esh-Shejhu (2/697, me nr. 288, dhe 3/949, me nr. 477), dhe Ebu Nuajmi në "*El-Hiljë*" (6/65) përmes transmetimit të Muhamed bin Musaffa, (i cili thotë) na ka treguar Jahja bin Seid, (ky) nga Ismail bin Ajashi, (ky) nga El-Ahuas bin Hakimi, (ky) nga Shehr bin Hausheb, (ky) nga Ibën Abasi. Në *isnadin* (zinxhirin e transmetuesve) e tij është Jahja bin Seid El-Atar i cili është *daif* (i dobët), kurse El-Ahuas bin Hakim është i dobët në memorien e tij (*daiful-hifdh*).

[2] Transmeton Ebu Esh-Shejhu në "*El-Adhameh*" (3/856, me nr. 400), ku thotë: "Na ka treguar Muhamed bin Is'hak bin Uelidi, (i cili thotë) na ka treguar Seleme, (i cili thotë) e kam dëgjuar Reuad bin Xherrah, (i cili thotë) e kam dëgjuar Euzaiun, Allahu e mëshiroftë, të thotë... dhe i përmend këto fjalë të tij. Në *isnadin* (zinxhirin e transmetuesve) e tij është Reuad bin Xherrahi i cili në fund të jetës së tij filloi të ngatërrohet (*ihteleta bi ehara*), për ç'arsye u refuzuan hadithet e tij.

përmendur në Kuran dhe as në hadithe të sakta, kurse në disa ethere përmendet se emri i tij është Azrail.[1] Këtë e ka përmendur Ibën Kethiri e Allahu e di më së miri.

Ibën Kethiri më tej vazhdon: "Sa i përket asaj se për çfarë Allahu i ka përgatitur engjëjt, ata ndahen në disa grupe:

- Prej tyre janë Mbajtësit e Arshit (Fronit të Allahut).

- Prej tyre janë *Kurubijunët*[2], të cilët qëndrojnë përreth Arshit. Ata së bashku me Mbajtësit e Arshit, janë engjëjt më të lartë (më të ndershëm) dhe njihen si engjëjt më të afërm (*el-mukarrabun*), siç thotë Allahu i Lartësuar: ***"Mesihu nuk do ta përbuzte kurrë që të ishte rob i Allahut, as edhe engjëjt më të afërm."*** (En-Nisa, 172).

- Prej tyre janë banorët e shtatë qiejve, të cilët përherë i gjallërojnë ato (qiejt) me adhurim, gjatë ditë dhe natës, në mëngjes dhe mbrëmje, siç thotë i Lartësuari: ***"E lavdërojnë (Atë) natën dhe ditën, papreré."*** (El-Enbija, 20).

- Ndër ta ka të atillë që vazhdimisht ndërrohen në vizitën e *Bejtul-Ma'mûr*-it.

Them: Ajo çfarë dukshëm kuptohet nga tekstet fetare, është se ata të cilët vazhdimisht ndërrohen në vizitën e *Bejtul-Ma'mûr*-it janë banorët (engjëjt) e qiejve.

---

[1] Kjo nuk është e saktë (autentike). Shiko: "*Mu'xhem El-Menahij El-Lefdhije*" fq. 238, të shejh Bekr Ebu Zejd.

[2] Edhe kjo gjithashtu nuk është e saktë (autentike). Shih: "*Silsile El-Ehadith Ed-Daife*" nr. 923, të shejh Albanit.

- Në mesin e tyre ka që janë të ngarkuar me përkujdesjen ndaj Xheneteve, me përgatitjen e nderimeve dhe të gostive për banorët e tyre, si: rrobat, ushqimet, pijet, stolisjet, banesat dhe gjëra tjera të kësaj natyre, të cilat syri nuk i ka parë, veshi nuk i ka dëgjuar dhe zemra e askujt nuk i ka përfytyruar.

- Ndër radhët e tyre ka që janë të ngarkuar me mbikëqyrjen e zjarrit - Allahu na ruajt prej tij. Ata quhen ez-zebânijje, ku të parët (udhëheqësit) janë nëntëmbëdhjetë, ndërsa roja i zjarrit është Mâliku, i pari i të gjithëve. Ata janë të përmendur në fjalët e të Lartësuarit: ***"Dhe ata që gjenden në zjarr, do t'u thonë rojtarëve të Xhehenemit: "Lutjuni Zotit tuaj që të na lehtësojë dënimin, qoftë vetëm një ditë!"*** (Gâfir, 49); ***"Ata do të thërrasin: "O Mâlik! (Më mirë) Le të na vdesë Zoti yt!", ndërsa Ai do të thotë: "Ju do të qëndroni përherë aty!"*** (Ez-Zuhruf, 77); ***"Atë (zjarrin) e mbikëqyrin engjëj të fuqishëm e të ashpër, të cilët kurrë nuk i kundërshtojnë urdhrat e Allahut, por i zbatojnë menjëherë ato."*** (Et-Tahrîm, 6); ***"Atij (zjarrit) i rrinë roje nëntëmbëdhjetë (engjëj). Ne kemi bërë rojtarë të zjarrit vetëm engjëjt dhe numrin e tyre e kemi bërë sprovë (objekt polemikash) për jobesimtarët, me qëllim që të binden ata që u është dhënë Libri e t'u shtohet besimi atyre që besojnë; që të mos dyshojnë ata që u është dhënë Libri dhe besimtarët e vërtetë dhe që të thonë ata që kanë sëmundjen e dyshimit në zemër dhe mosbesimtarët: "Ç'ka dashur të thotë Allahu me këtë shembull?"***

***Kështu, Allahu lë në humbje atë që do dhe çon në rrugë të drejtë atë që do. Askush tjetër, përveç Tij, nuk e di numrin e ushtrisë së Zotit tënd."*** (El-Muddeththir, 30-31).

- Në mesin e tyre ka që janë të ngarkuar me ruajtjen e bijve të Ademit, siç thotë i Lartësuari: ***"Njeriu ka përcjellës (engjëj që vazhdimisht ndërrohen, disa gjatë natës e të tjerët gjatë ditës), para tij dhe pas tij, që e mbikëqyrin atë me urdhrin e Allahut."*** (Er-Ra'd, 11).

Ibën Abbâsi thotë: "Engjëj që e ruajnë atë para tij dhe pas tij, e kur të vijë urdhri (caktimi) i Allahut ata largohen nga ai."[1]

Muxhâhidi thotë: "Secili njeri e ka një engjëll që është i ngarkuar ta ruaj atë nga xhinët, njerëzit dhe insektet e dëmshme, qoftë në gjumë apo kur është zgjuar. Kur dikush prej këtyre i vjen dhe dëshiron t'i bëjë diçka, engjëlli i thotë: "Tërhiqu!", përveç asaj për të cilën Allahu i Lartësuar jep leje dhe kështu kjo gjë e godet (njeriun)."

Prej engjëjve ka që janë të ngarkuar me ruajtjen e veprave të njerëzve, siç thotë i Lartësuari: ***"Dy engjëj i rrinë atij nga e djathta dhe e majta, dhe, për çdo fjalë që ai thotë, ka pranë vetes një mbikëqyrës të gatshëm (për ta shënuar atë)."*** (Kâf, 17-18); ***"Padyshim, mbi ju janë ruajtësit (engjëjt e caktuar) për t'ju vëzhguar ju. Ata janë***

[1] Shih "*Ed-Durrul-Menthûr*" (4/613) të Sujûtit.

***shkrues të ndershëm (të veprave tuaja), dhe dinë çka ju vepronï."*** (El-Infitâr, 10-12).

## Obligueshmëria e turpit nga engjëjt e Allahut dhe ndalimi nga lakuriqësia

70. Bezzâri përcjellë nga ibën Abbasi (*radijAllahu anhuma*), i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Vërtet, Allahu ju ndalon nga lakuriqësia, andaj turpërohuni nga engjëjt e Allahut që janë me ju; shkruesit e ndershëm, të cilët nuk ju ndahen përveçse në tri gjendje: gjatë kryerjes së nevojave trupore, gjatë xhunubllëkut dhe pastrimit të trupit. Prandaj, kur ndonjëri prej jush të pastrohet në vend të hapur, le të mbulohet me rrobën e tij, apo le të fshihet pas ndonjë pjese muri të mbetur, apo pas ndonjë gjëje tjetër."*[1]

[1] Transmetohet nga Bezzâri në "*Musnedin*" e tij, siç përmendet në "*Keshful-Estâr*", "*Kitabut-tahâre*" (1/160, nr. 317). Them (Bâsimi): "Në zinxhirin e tij është Hafs bin Ebû Dâvûd, lexuesi i njohur i Kuranit, nxënësi i 'Âsimit. Hafëz ibën Haxheri thotë për të (Hafsin): "Edhe pse ishte imam në leximin e Kuranit, hadithi i tij është braktisur nga dijetarët."

Për hadithin e lartshënuar dëshmon një hadith tjetër, ai i Ja'lâ bin Umejje, ku rrëfehet se Profeti (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Vërtet Allahu i Madhërishëm është i turpshëm e Mbulues dhe e do turpin e mbulimin. Andaj, kur ndonjëri prej jush të lahet, le të mbulohet."* Këtë ia tha një njeriu që ishte duke u larë lakuriq, larg syve të njerëzve. Transmetuar nga Ebû Dâvûdi (4/39, nr. 3012). Po ashtu për të dëshmon edhe hadithi i Behz bin Hakîmit, i cili transmeton nga babai i tij, e ky nga gjyshi i tij, se Pejgamberi (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Allahu është më meritor sesa njerëzit për të pasur turp prej Tij."* Transmetuar nga Ebû Dâvûdi, Tirmidhiu, Nesâiu dhe ibën Mâxhe.

Hafëz ibën Kethiri thotë: "Kuptimi i nderimit të tyre (engjëjve) është që njeriu të turpërohet nga ta, andaj nuk u dikton atyre të shkruajnë vepra të shëmtuara, sepse Allahu i krijoi ata të ndershëm në fizionomi dhe në moral."

Pastaj tha (kuptimi i fjalëve të tij): "Pjesë e ndershmërisë së tyre është se ata nuk hyjnë në shtëpinë ku ka qenë, apo pikturë, apo njeri *xhunub*, apo skulpturë; ata nuk e shoqërojnë grupin e njerëzve të cilët kanë me vete qenë apo zile."

## Ndërrimi i engjëjve tek ne gjatë natës dhe ditës

71. Mâliku, Buhâriu dhe Muslimi përcjellin nga Ebû Hurejre (radijAllahu anhu) se i Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Tek ju (vazhdimisht) ndërrohen engjëj gjatë natës dhe engjëj tjerë gjatë ditës, të cilët bëhen bashkë në namazin e sabahut dhe në atë të ikindisë. Pastaj ngrihen ata të cilët e kanë kaluar natën me ju dhe Allahu i pyet, edhe pse Ai e di më mirë:* ***"Si i latë***

Neveviu thotë: "Lejohet zbulimi i *auretit* kur është nevoja për një gjë të tillë dhe kur njeriu është i vetëm, si për shembull: pastrimi, kryerja e nevojave trupore, marrëdhëniet me gruan, e gjendje të ngjashme me këto. Pra, në gjitha këto gjendje lejohet zbulimi i *auretit*, në vetmi. Ndërsa, para njerëzve nuk lejohet zbulimi i auretit në asnjërën prej gjendjeve që u përmendën më lartë. Dijetarët thonë: "Mbulimi i pjesës së poshtme të trupit me ndonjë rrobë gjatë larjes në vetmi është më i mirë sesa zbulimi i tërësishëm i trupit, edhe pse zbulimi i trupit lejohet për aq sa është nevoja gjatë larjes e të ngjashme me të. Ndërsa, të ndenjurit lakuriq më shumë se ç'është nevoja, konsiderohet si vepër e ndaluar, sipas mendimit më të saktë të dijetarëve."

***robërit e Mi?"*** *Ata përgjigjen: "I lamë duke u falur dhe i gjetëm duke u falur."*[1]

72. Në një përcjellje tjetër shënohet se Ebû Hurejre ka thënë: "Lexoni po deshët: ***"... dhe këndo Kuran në agim; me të vërtetë, falja e mëngjesit është e dëshmuar (nga engjëjt)."*** (El-Isrâ', 78)[2]

---

[1] Mâliku në "*El-Muvetta*"' (1/170), Buhâriu (2/33, nr. 555), (6/306, nr. 3223), (13/415, nr. 7429), (13/461, nr. 7468), Muslimi (1/429, nr. 632), (1/439, nr. 632) dhe Ahmedi (2/312).

Hafëz ibën Haxheri në "*El-Fet'h*" shënon: *"Tek ju (vazhdimisht) ndërrohen"*, do të thotë tek ata që falen apo tek besimtarët në përgjithësi.

*"engjëj"* – është thënë se ata janë ruajtësit. Kurtubiu thotë: "Ajo çfarë dukshëm kuptohet prej dijetarëve, është fjala se ata janë engjëj tjerë. Këtë e përforcon fakti se, nuk është përcjellë diçka që tregon se ruajtësit largohen nga njeriu, as se ruajtësit e natës nuk janë ata të ditës. Sikur ata të ishin ruajtësit, atëherë nuk do të përmendej të mjaftuarit e tyre (në përgjigje) vetëm për gjendjen se si i kanë lënë njerëzit, e jo edhe për gjendjet tjera në pyetjen e Allahut: ***"Si i latë robërit e Mi?"***

I'jâdi thotë: "Urtësia në tubimin e tyre tek këto dy namaze, është prej butësisë dhe nderit të Allahut të Lartësuar ndaj robërve të Tij, duke bërë që tubimi i engjëjve të jetë në gjendjen kur robërit e Tij kryejnë bindje, në mënyrë që dëshmia e tyre (engjëjve) për ta të jetë në formën më të mirë. Prej këtij hadithi përftojmë: namazi është adhurimi më i lartë, sepse pikërisht për të bëhet pyetja (e Allahut) dhe kthehet përgjigjja (e engjëjve). Po ashtu, hadithi jep shenjë për madhështinë e këtyre dy namazeve, ngaqë gjatë tyre tubohen dy grupet e engjëjve, ndërsa gjatë namazeve tjera vetëm njëri grup. Gjithashtu, hadithi aludon për vlerën e këtyre dy kohëve të përmendura në hadith. Hadithi na lajmëron për dashurinë e engjëjve të Allahut ndaj nesh, në mënyrë që të shtohet dashuria jonë ndaj tyre dhe të afrohemi tek Allahu me të. Në të përmendet edhe të folurit e Allahut me engjëjt e Tij."

[2] Transmetojnë Buhariu (8/399, nr. 7417) dhe Muslimi (1/450, nr. 649) nga Ebû Hurejre, se Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Namazi me xhemat është më i mirë për njëzetepesë shkallë se namazi të cilin njeriu e fal vetëm."* Tha: *"Engjëjt e natës dhe ata të ditës takohen në namazin e sabahut."* Ebû Hurejre tha: "Lexoni po deshët: ***"... dhe***

## Engjëjt i rrethojnë mexhliset e dijes

73. Imam Ahmedi dhe Muslimi e përcjellin hadithin: *"Nëse mblidhen një grup njerëzish në ndonjërën prej shtëpive të Allahut për ta lexuar Librin e Tij dhe për ta mësuar atë mes vete, mbi ta do të zbresë* es-sekîne *(qetësia), do t'i mbulojë mëshira, do t'i rrethojnë engjëjt dhe Allahu do t'i përmend tek ata që janë te Ai. Atë që e lë prapa puna/vepra e tij, nuk e çon përpara prejardhja familjare."*[1]

***këndo Kuran në agim; me të vërtetë, falja e mëngjesit është e dëshmuar (nga engjëjt)."*** (El-Isrâ', 78)".

[1] Transmetuar nga Muslimi (4/2074, nr. 2699).

Kuptimi rreth fjalëve *"për ta mësuar atë"* përfshinë çdo gjë që ndërlidhet me Kuranin, si: mësimin e tij ndaj të tjerëve apo vetes, mësimin e dijes dhe tefsirit në mes vete.

*"mbi ta do të zbresë es-sekine (qetësia)"* – do të thotë çdo gjë tek e cila zemra qetësohet, si: rehatia, vetëpërmbajtja, stabiliteti dhe çiltërsia e zemrës.

*"Atë që e lë prapa puna/vepra e tij"* – domethënë atë që e lë prapa puna e tij e keqe dhe shkujdesja e tij në kryerjen e veprave të mira, (atij) nuk i bën dobi në botën tjetër prejardhja fisnike dhe vlera e baballarëve, nuk e çojnë përpara drejt Xhenetit. Përkundrazi, përparësi do t'i jepet atij që ka punuar mirë – edhe nëse ka qenë skllav etiopas – ndaj atij që s'ka bërë vepra të mira – edhe nëse ka qenë me prejardhje fisnike nga fisi Kurejsh.

## Engjëjt i ulin krahët e tyre për kërkuesin e dijes

74. Në *Musned* dhe në *Sunen*-e shënohet hadithi: *"Vërtet, engjëjt i ulin krahët e tyre për kërkuesin e dijes si shenjë kënaqësie për atë që është duke bërë."*[1]

Hadithet që flasin për ta (engjëjt *alejhimus-selam*) janë tepër të shumta.

[1] Hadithi është i vërtetë. Atë e përcjellin Ahmedi në "*Musned*" (4/239, nr. 240, 241), Tirmidhiu (5/519, nr.3535, 3536), Nesâiu (1/105, nr. 158) dhe të tjerë.

## 6. POROSIA LIDHUR ME KUJDESIN NDAJ LIBRIT TË ALLAHUT TË MADHËRISHËM

Allahu i Lartësuar thotë: ***"Ndiqni atë që ju është zbritur nga Zoti juaj e mos ndiqni mbrojtës të tjerë, përveç Tij. Sa pak që i pranoni këshillat!"*** (El- 'Arâf, 3).

### Obligueshmëria e të kapurit pas Librit të Allahut dhe Sunetit të Profetit (*salallahu alejhi ue selem*)

75. Transmetohet nga Zejd bin Erkam (*radijAllahu anhu*) se i Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) mbajti fjalim dhe pasi që e falënderoi dhe lavdëroi Allahun tha: *"Më tej...O ju njerëz! Unë jam vetëm një njeri dhe së shpejti do të më vijë i dërguari i Zotit tim e t'i përgjigjem. Mirëpo, unë po ju lë në mesin tuaj dy gjëra me peshë (të rëndësishme). E para prej tyre është Libri i Allahut. Në të ka udhëzim dhe dritë, andaj kapeni atë dhe mbahuni fort për të."* Në vazhdim nxiti dhe inkurajoi për Librin e Allahut, pastaj tha: *"Dhe (kujdesuni për) familjen time!"* Ndërsa në një version tjetër qëndron: *"Libri i Allahut është litari i Tij i fortë, kush e ndjek atë, do të jetë i udhëzuar e kush e braktisë atë, do të jetë i humbur."*[1] Transmetuar nga Muslimi.

[1] Muslimi (4/1873, nr. 2408).

## Prej devijimit është braktisja e Kuranit dhe Sunetit të Profetit (*salallahu alejhi ue selem*)

76. Muslimi e transmeton hadithin e gjatë të Xhâbirit, në të cilin përmendet se Profeti (*salallahu alejhi ue selem*) në fjalimin e ditës së 'Arafâtit (midis tjerash) tha: *"Unë kam lënë në mesin tuaj atë të cilën nëse ju e shtrëngoni fort, nuk do të devijoni kurrë: Librin e Allahut. Ju do të pyeteni për mua, andaj si do të përgjigjeni?"* Ata thanë: "Dëshmojmë se ke kumtuar, e ke kryer obligimin (me besnikëri) dhe ke këshilluar." Pastaj ai e ngriti gishtin tregues drejt qiellit dhe ktheu atë drejt njerëzve duke thënë: *"O Allah dëshmo!"*[1] Kështu bëri tri herë.

## Kush e braktis gjykimin me Librin e Allahut, Ai atij ia thyen kurrizin

77. Aliu (*radijAllahu anhu*) ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut (*sal-lAll-llahu alejhi ue sel-lem*) duke thënë: *"Vërtet që do të ndodh fitne (trazirë)."* "O i Dërguar i Allahut, cila është dalja prej saj?" - pyeta unë. Ai tha: *"Libri i Allahut. Në të ka lajme për ata që ishin para jush dhe për ata që do të vijnë pas jush, si dhe gjykim mes jush. Ai është një fjalë ndarëse/vendimtare dhe nuk është aspak shaka. Ai arrogant që e braktis atë, Allahu do t'ia thyejë kurrizin, ndërsa kush e kërkon udhëzimin diku tjetër përveç tek ai, Allahu do ta devijojë. Kurani*

[1] Muslimi (2/886, nr. 1218).

*është Përkujtuesi i Urtë dhe Rruga e Drejtë. Është ai që përmes (pasimit të) tij epshet/dëshirat nuk lajthitin, nuk përzihet nga gjuhët, nuk ngopen me të dijetarët, nuk zhduket nga kritikat e shumta dhe nuk kanë të përfunduar mrekullitë e tij. Është ai që kur xhinët e dëgjuan, nuk u duruan pa thënë:* ***"Me të vërtetë, kemi dëgjuar një Kuran të mrekullueshëm, i cili udhëzon në rrugën e drejtë dhe kemi besuar në të"*** *(El-Xhinn, 1-2). Kush flet me të e thotë të vërtetën; kush punon me të shpërblehet; kush gjykon me të, gjykon drejtë dhe kush thërret drejt tij, udhëzohet në rrugën e drejtë."*[1] Transmetuar nga Tirmidhiu, i cili thotë: "Hadith *garîb*."

78. Ebud-Derdâ' (*radijAllahu anhu*) rrëfen se i Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Atë që Allahu e ka bërë hallall në Librin e Tij, ajo është hallall dhe atë që e ka bërë haram, ajo është haram. Ndërsa, për atë që ka heshtur ajo është falje. Andaj pranojeni prej Allahut faljen e Tij, sepse vërtet Ai nuk harron asgjë."* Pastaj e lexoi vargun: ***"Dhe Zoti yt nuk harron kurrë."*** (Merjem, 64) E transmetojnë Bezzâri, ibën Ebû Hâtimi dhe Taberâni.[2]

---

[1] Tirmidhiu (5/158, nr. 2906) dhe Dâremiu (2/312, nr. 3334).

Tirmidhiu thotë: "Këtë hadith e njohim vetëm sipas këtij versioni. Zinxhiri i tij është i panjohur, ndërkohë që ka fjalë edhe rreth Hârithit."

Them (Bâsimi): "Në zinxhirin e tij është djali i vëllait të Hârithit, i cili është i panjohur, ndërsa Hârithi është i dobët."

[2] Transmetuar nga Bezzâri (1/78, nr. 123). Bezzâri thotë: "Zinxhiri i tij është i mirë." Hejthemiu thotë: "... zinxhiri i tij është i mirë dhe transmetuesit e tij janë të besueshëm." Them (Bâsimi): "Në zinxhirin e tij gjendet Sulejmâni dhe ai është i

## Rruga e drejtë është pikërisht Islami

79. Ibën Mes'ûdi (*radijAllahu anhu*) tregon se i Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Allahu ka sjellë një shembull për rrugën e drejtë: anëve të saj janë dy mure, në të cilat ka dyer të hapura, ndërsa mbi dyer ka perde të lëshuara. Në krye të rrugës është një thirrës që thërret: "Ecni drejt nëpër rrugë dhe mos devijoni!". Ndërsa, mbi tërë këtë është një thirrës tjetër, dhe sa herë që njeriu dëshiron ta hap ndonjërën prej dyerve, ai i thotë: "Mjerë për ty, mos e hap, sepse nëse e hap hyn në të."*[1] Pastaj e shpjegoi këtë shembull dhe tregoi se rruga është Islami; dyert e hapura janë ndalesat e Allahut, ndërsa perdet e ulura janë kufijtë e Tij. Thirrësi në krye të rrugës është Kurani, ndërsa thirrësi tjetër mbi të është këshilluesi i Allahut në zemrën e çdo besimtari." E transmetojnë Rezîni, Ahmedi dhe Tirmidhiu nga Nevvâs bin Sem'ân ngjashëm me këtë.

---

besueshëm, mirëpo gabon dhe 'Âsimi, i cili po ashtu është i besueshëm, por se harron."

[1] Përcjellë nga Rezîni (1/67, nr. 191), Tirmidhiu (5/67, nr. 191), Nesâiu (6, 361, nr. 11233), imam Ahmedi në "*Musned*" (4/182) dhe të tjerë. Tirmidhiu thotë: "Hadithi është *garîb*."

## Paralajmërimi ndaj atyre që ndjekin vargjet e paqarta të Kuranit

80. Nga 'Âisha (*radijAllahu anha*) përcillet të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut *(salallahu alejhi ue selem*) e lexoi vargun: ***"Është Ai që të ka shpallur ty (Muhamed) Librin, disa vargje të të cilit janë të qarta e me kuptim të drejtpërdrejtë"*** deri tek: ***"... Këtë e kuptojnë vetëm mendarët."*** (Âl- 'Imrân, 7), pastaj tha: *"Kur t'i shihni ata që ndjekin vargjet e paqarta të tij, atëherë dijeni se këta i kishte për qëllim Allahu, andaj ruajuni prej tyre."*[1] Transmeton Buhâriu dhe Muslimi.

## Paralajmërimi nga ndjekja e rrugëve të shejtanit

81. Abdullah bin Mes'ûdi (*radijAllahu anhu*) ka thënë: "I Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) e bëri një vijë (të drejtë) me dorën e tij dhe tha: *"Kjo është rruga e Allahut."* Pastaj bëri disa vija nga e djathta dhe e majta e saj dhe tha: *"Këto janë rrugica dhe në secilën prej tyre është një shejtan që thërret drejt saj"*, më pas e lexoi vargun***: "Kjo është rruga Ime e drejtë; prandaj ndiqeni e mos shkoni rrugëve të tjera që t'ju shmangin nga rruga e Tij. Kjo është ajo që ju***

[1] Buhâriu (8/209, nr. 4547) dhe Muslimi (4/2054).

***porosit Ai për t'u ruajtur nga të këqijat."***[1] (El- En'âm, 153) E transmeton Ahmedi, Dâremiu dhe Nesâiu.

## Paralajmërimi nga ndjekja e tjetërkujt përveç të Dërguarit (*salallahu alejhi ue selem*)

82. Ebû Hurejre (*radijAllahu anhu*) ka thënë: "Disa prej shokëve të Profetit (*salallahu alejhi ue selem*) shkruanin nga Teurâti dhe këtë ia përmendën të Dërguarit të Allahut (*salallahu alejhi ue selem*), e ai tha: *"Budallallëku dhe humbja më e madhe është kur disa njerëz ia kthejnë shpinën asaj me të cilën erdhi profeti i tyre dhe jepen pas ndonjë profeti dhe ummeti tjetër."* Pastaj Allahu zbriti vargun: "***Vallë, a nuk u mjafton atyre që Ne të kemi shpallur ty Librin që u lexohet atyre? Me të vërtetë që në të ka mëshirë dhe këshillë për njerëzit që besojnë.'***[2] (El- 'Ânkebût, 51) Transmeton Ismâ'îlij në "*Mu'xhem*-in" e tij dhe ibën Merdeuejh.

83. Abdullah bin Thâbit bin El-Hârith El-Ensârij (*radijAllahu anhu*) ka thënë: "Umeri (*radijAllahu anhu*) hyri tek Profeti (salallahu alejhi ue selem) me një libër në të cilin ishin shkruar pjesë nga Teurâti dhe tha: "Këtë e kam marr nga një njeri prej ithtarëve të Librit. Dëshiron të të tregojë se

[1] Ahmedi (1/435), Dâremiu (1/60, nr. 208) dhe Nesâiu (6/343, nr. 11174), (6/343, nr. 11175).

[2] Ismâ'îlij në "*Mu'xhem*-in" e tij (3/772, nr. 384) dhe të tjerë. Bâsimi thotë: "Nuk e kam gjetur biografinë e Fihrit (njëri nga transmetuesit).

ç'përmban?" Në atë moment u ndryshua fytyra e të Dërguarit (*salallahu alejhi ue selem*) aq fort saqë nuk e kisha parë të tillë kurrë më parë. Abdullah bin El-Hârithi i tha Umerit (*radijAllahu anhu*): "A nuk po sheh fytyrën e të Dërguarit të Allahut (*salallahu alejhi ue selem*)?" Umeri tha: "Jemi të kënaqur me Allahun Zot, me Islamin fe dhe me Muhamedin të Dërguar." Të Dërguarit të Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) menjëherë iu largua ajo gjendje dhe tha: *"Sikur të zbriste Mûsâ e ju ta pasonit atë duke me braktisur mua, do të devijonit. Unë jam hisja juaj prej profetëve, kurse ju jeni hisja ime prej popujve (ummeteve)."*[1] Transmeton Abdurrezzâku, ibën Sa'di dhe Hâkimi në "*El-Kunâ*".

[1] Abdurrezzâku në "*Musannef*" (6/113, nr. 10164), Ahmedi në "*Musned*" (3/470 dhe 4/265).

Them (Bâsimi): "Për hadithin dëshmojnë hadithe tjera të cilat e forcojnë dhe e bëjnë sahîh. Shikoji ato në "*Iruâul-Galîl*" (1589) të alamet dijetarit, shejh Albanit."

## 7. TË DREJTAT E PROFETIT (*salallahu alejhi ue selem*)

Allahu i Lartësuar thotë: ***"O besimtarë! Bindjuni Allahut, bindjuni të Dërguarit dhe atyre që drejtojnë punët tuaja."*** (En-Nisâ', 59).

***"Falni namazin, jepni zeqatin dhe bindjuni të Dërguarit, për të fituar mëshirën e Allahut!"*** (En-Nûr, 56).

***"Çfarëdo që t'ju japë i Dërguari, merreni atë, e çfarëdo që t'ju ndalojë, hiqni dorë prej saj."*** (El-Hashr, 7).

### Obligueshmëria e luftimit të atij që nuk beson në të Dërguarin (*salallahu alejhi ue selem*) dhe në atë me çfarë erdhi ai

84. Ebû Hurejre (*radijAllahu anhu*) ka thënë: "I Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi e selem*) ka thënë: *"Jam urdhëruar t'i luftoj njerëzit derisa të dëshmojnë se nuk ka të adhuruar të vërtetë përveç Allahut, të besojnë në mua dhe në atë me të cilën kam ardhur. E nëse e bëjnë këtë, ata i kanë siguruar nga unë jetët dhe pasuritë, përveçse me të drejtën e saj, ndërkohë që llogaria e tyre është tek Allahu i Madhërishëm."*[1] Transmeton Muslimi.

[1] Muslimi (1/52, nr. 21). Hadithi ka rrugë të shumta nga Ebû Hurejre. Ktheju atyre në fusnotën e "*Sahih*-ut të ibën Hibbânit" (1/399).

## Ku ta gjesh ëmbëlsinë e imanit?

85. Enesi (*radijAllahu anhu*) tregon se i Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Kush i posedon tri gjëra, ai e ka gjetur ëmbëlsinë e imanit: që Allahu dhe i Dërguari i Tij të jenë më të dashur tek ai se çdokush tjetër, ta dojë njeriun vetëm për hir të Allahut dhe ta urrejë kthimin në kufër pasi që Allahu e ka shpëtuar*

---

Shejh Muhamed Muhamed Ebû Esh-Shuhbe (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Nga Fjala e të Lartësuarit: ***"Çfarëdo që t'ju japë i Dërguari, merreni atë, e çfarëdo që t'ju ndalojë, hiqni dorë prej saj"***, sahabët kanë kuptuar se të gjitha ato që kanë ardhur në Sunet, kthehen (kanë bazë) tek Kurani. Buhâriu përcjell në *Sahîh*-un e vet nga Abdullah bin Mes'ûdi, i cili ka thënë: *"Allahu i mallkoftë ato që bëjnë tatuazh dhe ato që kërkojnë t'ju bëhet tatuazhi; ato që kërkojnë t'ju nduken vetullat dhe ato që lënë zbrazëtirë mes dy dhëmbëve të parë (që i limojnë/tëhollojnë) që të zbukurohen, të cilat me këtë e ndryshojnë krijimtarinë e Allahut."* Ummu Ja'kûbi i tha: "Çfarë është kjo që thua?" Abdullahi tha: "E përse të mos e mallkoj atë që e ka mallkuar i Dërguari i Allahut, kur kjo është në Librin e Allahut?" Thash: "Pasha Allahun e kam lexuar Kuranin prej fillimit e deri në fund, por këtë nuk e kam gjetur." Ai tha: "Pasha Allahun, nëse e ke lexuar, atëherë e ke gjetur. Allahu i Lartësuar thotë: ***"Çfarëdo që t'ju japë i Dërguari, merreni atë, e çfarëdo që t'ju ndalojë, hiqni dorë prej saj"***.

Ky ajet konsiderohet si bazë për çdo gjë që ka ardhur në Sunnet, e që nuk është përmendur në Kuran. Dhe këtij shtegu dhe rruge të qartë ecën edhe imamët e dijes dhe të fesë, të cilët erdhën pas sahabëve.

Transmetohet se Shafi'iu (Allahu e mëshiroftë) derisa ishte ulur në Xhaminë e Shenjtë (Qabe) duke treguar hadithe, tha: "Për çdo gjë që më pyetni, do t'ju përgjigjem prej Librit të Allahut." Njëri prej të pranishmëve tha: "Çfarë mendon për atë që duke qenë në gjendje *ihrâmi* e mbytë grerëzën?" Ai u përgjigj: "Nuk obligohet me asgjë." "Ku gjendet kjo në Librin e Allahut?" - pyeti njeriu. Ai iu përgjigj: ***"Çfarëdo që t'ju japë i Dërguari, merreni atë e çfarëdo që t'ju ndalojë, hiqni dorë prej saj"***. Pastaj e përmendi thënien e Umerit, me zinxhir deri tek ai: "*Muhrimit* i lejohet ta mbysë grerëzën." Në "*Ma'rifetus-Sunen uel-Âthâr*" (10755) e Bejhekiut.

*prej tij, ashtu siç e urren të hidhet në zjarr."*[1] E transmeton Buhâriu dhe Muslimi.

86. Po ashtu ata dy e transmetojnë nga Enesi hadithin: "*Askush prej jush nuk beson derisa unë të jem më i dashur tek ai se fëmija i tij, prindi i tij, si dhe i gjithë njerëzimi."*[2]

## Kundërpërgjigjja ndaj atij që mjaftohet me Kuranin duke e lënë anash Sunetin

87. El-Mikdâd bin Ma'dî Kerib El-Kindij (*radijAllahu anhu*) transmeton se i Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Së shpejti pritet që një njeri, duke qenë i mbështetur në divanin e tij, t'i tregohet ndonjë hadith prej haditheve të mia dhe të thotë: "Mes nesh dhe jush është Libri i Allahut të Madhërishëm, andaj atë që e gjejmë si hallall në të, ne e bëjmë hallall, ndërsa atë që e gjejmë si haram në të, ne e bëjmë haram." Vini re! Atë që i Dërguari i Allahut e ka bërë haram është e njëjtë me atë që Allahu e ka bërë haram."*[3] Transmeton Tirmidhiu dhe ibën Mâxhe.

---

[1] Buhâriu (1/60, nr. 16), (1/72, nr. 21), (10/463, nr. 6041) dhe Muslimi (1/66, nr. 43).

[2] Buhâriu (1/67, nr. 44) dhe Nesâiu (8/488, nr. 5028).

[3] Hadithi është *hasen.* Atë e përcjell Tirmidhiu (5/37, nr. 2664), ibën Mâxhe (1/6, nr. 12), Ahmedi (4/132) dhe të tjerë.

Imam El-Hattâbi (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Fjala e Profetit: *"Mua më është dhënë Kurani dhe diçka e ngjashme me të"* i përmban dy anë:

---

**E para:** Atij i është dhënë prej shpalljes së brendshme, e cila nuk lexohet njëjtë me atë që i është dhënë prej shpalljes së dukshme, e cila lexohet.

**E dyta:** Atij i është dhënë Libri si shpallje që lexohet, dhe njëjtë me të i është dhënë edhe sqarimi. Domethënë: atij i është lejuar të sqarojë atë që gjendet në Libër. Kështu, ai përgjithëson, veçon, shton dhe sqaron ato që janë brenda Kuranit. Andaj, sa i përket obligueshmërisë së të vepruarit me të dhe pranimit të tij, ai është i njëjtë me Kuranin e dukshëm që lexohet.

Nëpërmjet togfjalëshit: *"Pritet së shpejti që njeriu i ngopur..."* Profeti paralajmëron nga kundërshtimi i suneteve që i ligjësoi, e të cilat nuk përmenden në Kuran, rrugë kjo e hauârixhëve dhe râfidive. Ata u kapën pas anës sipërfaqësore të Kuranit dhe i braktisën sunetet, të cilat përmbanin sqarimin e tij, e kështu mbetën të hutuar dhe devijuan.

Ndërsa me fjalët: *"i mbështetur në divanin e tij"* kishte për qëllim se ai është prej atyre që bëjnë jetë komode dhe luksoze, të cilët rrinë nëpër shtëpia dhe nuk e kërkojnë dijen aty ku duhet. Hadithi aludon për mrekullinë e Profetit (*salallahu alejhi ue selem*)."

Shejh Muhamed Muhamed Ebû Shuhbe (Allahu e mëshiroftë) thotë: "Ky hadith tregon për mrekullinë e Profetit (*salallahu aljehi ue selem*). Si në kohërat e lashta ashtu edhe sot, doli një grup që thërrisnin drejt kësaj thirrjeje të poshtër: të mjaftuarit vetëm me Kuran, duke lënë anash hadithet. Mirëpo, qëllimi i tyre është shkatërrimi i gjysmës së fesë, madje nëse do, thuaj: "I tërë fesë." Kështu ngase kur të lihen anash hadithet dhe sunetet, atëherë padyshim që kjo do të shpie drejt asaj që pjesa më e madhe e Kuranit të jetë e pakuptueshme për ummetin dhe nuk do të njihet qëllimi i saj. E kur të lihen anash hadithet dhe Kurani të bëhet i pakuptueshëm, atëherë thuaj lamtumirë Islamit!"

## 8. NXITJA DHE INKURAJIMI I PROFETIT (*salallahu alejhi ue selem*) PËR KAPJEN PAS SUNETIT DHE PËR LËNIEN E BIDATEVE, TË PËRÇARJES DHE KUNDËRSHTIVE, SI DHE TË PARALAJMËRUARIT NGA NJË GJË E TILLË

Allahu i Lartësuar thotë: ***"Në të Dërguarin e Allahut ka një shembull të mrekullueshëm për atë, që shpreson tek Allahu dhe Dita e Fundit dhe e përmend shumë Allahun."*** (El- Ahzâb, 21).

***"Me të vërtetë, ti s'ke të bësh fare me ata që e përçajnë fenë e tyre dhe shndërrohen në sekte."*** (El- En'âm, 159).

***"Ai ka urdhëruar për ju atë Fe, të cilën ta zbuloi ty (o Muhamed) dhe që pati urdhëruar për Nuhun, Ibrahimin, Musain dhe Isain, duke thënë: "Qëndroni në fenë e drejtë dhe mos u përçani në të!"*** (Esh-Shûrâ, 13).

### Porosia lidhur me Sunetin e të Dërguarit (*salallahu alejhi ue selem*) dhe Sunetin e kalifëve të drejtë e të udhëzuar, si dhe paralajmërimi nga bidatet

88. El-'Irbâd bin Sârije (*radijAllahu anhu*) ka thënë: "I Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) na mbajti një këshillë të përkryer nga e cila rrodhën lotët dhe u drodhën zemrat. Njëri prej të pranishmëve tha: "O i Dërguar i Allahut! Sikur kjo është porosia e atij që do të largohet (nga kjo botë),

andaj me çfarë na porosit? Ai tha: "*Ju porosis me frikë ndaj Allahut, me dëgjim dhe bindje (ndaj prijësve), edhe nëse udhëhiqeni nga një rob etiopas, sepse ai i cili jeton më gjatë prej juve, do të shoh kundërshti të shumta. Mirëpo, ju ndiqeni sunetin tim dhe sunetin e kalifëve të drejtë e të udhëzuar pas meje. Kapuni fort për të dhe kafshojeni atë me dhëmballë. Kini kujdes nga gjërat e shpikura, sepse çdo shpikje është bidat dhe çdo bidat është humbje.*" E transmetojnë Ebû Dâudi, Tirmidhiu, i cili e ka vlerësuar si *sahîh* dhe ibën Mâxhe. Ndërsa në një version tjetër të tij (El-'Irbâd) qëndron: "*Ju kam lënë në një gjë të bardhë, nata dhe dita e saj janë të njëjta. Askush nuk shmanget prej saj pas meje, pos ai i cili është i shkatërruar. Ai i cili jeton më gjatë prej juve, do të shoh kundërshti të shumta...*"[1] Pastaj përmendi fjalë të ngjashme me ato të hadithit të parë.

---

[1] Hadithi është *sahîh*. Atë e përcjell Ebû Dâudi (4/200, nr. 3607), Ahmedi (4/126-127), Tirmidhiu (5/44, nr. 2676), ibën Mâxhe (1/12, nr. 44) dhe të tjerë.

Fjala e tij: "*kafshojeni atë me dhëmballë*" – do të thotë përpiquni fort në sunet, kapuni për të dhe jini të vëmendshëm ndaj tij ashtu siç e mbanë njeriu ndonjë gjë me dhëmballë nga frika se mos po i ikën.

Sa i përket versionit të dytë, zinxhiri i tij është po ashtu sahîh. Atë e përcjell ibën Mâxhe (1/16, nr. 43), El-Âxhurrij në "*Esh-Sherî'a*" (fq. 47), ibën Ebu 'Âsimi në "*Es-Sunne*" (1/26, nr. 48).

"*në një gjë të bardhë*" – do të thotë në një fe dhe argument të qartë, e cila në esencë nuk pranon dyshime. Andaj, sjellja e dyshimeve për të është sikur heqja dhe largimi i dyshimeve prej saj (kjo për shkak të qartësisë së saj, sh.p). Pikërisht në këtë jep shenjë togfjalëshi: "*nata dhe dita e saj janë të njëjta*".

## Udhëzimi më i mirë është ai i Profetit (*salallahu alejhi ue selem*)

89. Xhâbiri (*radijAllahu anhu*) ka thënë: "I Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Më tej, vërtet fjala më e mirë, është fjala e Allahut dhe udhëzimi më i mirë, është udhëzimi i Muhamedit (salallahu alejhi ue selem). Gjërat më të këqija janë ato të shpikurat dhe çdo bidat është humbje."*[1] Transmeton Muslimi.

---

[1] Muslimi (1/592, nr. 867).

Hafëz ibën Haxheri në veprën e tij "*El-Fet'h*" (13/ 253) shkruan: "Me gjërat e shpikura, qëllimi është me ato gjëra që shpiken pa pasur ndonjë bazë në fe. Në traditën fetare këto gjëra quhen bidate. Ndërsa, ajo gjë që ka bazë, për të cilën aludon feja, nuk është bidat. Pra, në traditën fetare bidati është i qortueshëm, ndryshe nga ana gjuhësore. Në aspektin gjuhësor, bidat quhet çdo gjë që është shpikur pa model paraprak, pavarësisht a është ajo e lavdërueshme apo qortueshme. Kështu thuhet edhe për të shpikurën dhe për gjënë e shpikur që është përmendur në hadithin e 'Âishes: *"Kushdo që shpikë në çështjen (fenë) tonë diçka që s'është prej saj, ajo vepër nuk do t'i pranohet."* (Buhariu dhe Muslimi).

Shâfi'iu thotë: "Bidati është dy llojesh: i lavdërueshëm dhe i qortueshëm. Ai që përputhet me Sunetin është i lavdëruar, ndërsa ai që e kundërshton Sunetin është i qortuar." (Bâsimi: "Nuk është plotësisht e sigurt saktësia e kësaj thënieje nga Shâfi'iu.").

Ibën Mes'ûdi (radijAllahu anhu) thotë: "Ju tani jeni në fitre (natyrshmëri), mirëpo më vonë do të shpikni gjëra dhe të tjerët do të shpikin për ju. Andaj, kur të shihni gjë të shpikur, kapuni pas udhëzimit të parë."

## Mosbindja ndaj të Dërguarit (*salallahu alejhi ue selem*) e obligon hyrjen në zjarr

90. Trasnmetohet se Ebû Hurejre (*radijAllahu anhu*) ka thënë: "I Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"I tërë ummeti im do të hyjnë në Xhenet, përveç atij që refuzon."* Të pranishmit thanë: "Kush është ai që refuzon?" Ai tha: *"Kush më bindet mua, do të hyj në Xhenet, ndërsa kush nuk më bindet mua, veçse ka refuzuar."*[1] Transmeton Buhariu.

---

[1] Buhariu (13/249, nr. 7280).

Hafëz ibën Haxheri në "*El-Fet'h*" (13/ 254) shënon: "Ajo çfarë dukshëm kuptohet nga hadithi, është se përgjithësimi në të është i vazhdueshëm, sepse jo secili prej tyre refuzon të hyjë në Xhenet. Për këtë arsye ata thanë: "Kush është ai që refuzon?" Atëherë Profeti (*salallahu alejhi ue selem*) ua sqaroi se adresimi i refuzimit (nga hyrja në Xhenet) tek ta është shprehje metaforike për refuzimin e sunetit të tij, që është pikërisht mosbindja ndaj të Dërguarit (*salallahu alejhi ue selem*). Në hadithin e vërtetë të Ebû Hurejres qëndron: *"Kush më bindet mua, i është bindur Allahut."* (Muslimi). Ky hadith është marr nga fjala e të Lartësuarit: ***"Kush i bindet të Dërguarit, i është bindur Allahut."*** (En-Nisâ', 80). Pra, sepse unë nuk urdhëroj veçse me atë që ka urdhëruar Allahu. Andaj, kush e zbaton urdhrin tim, ai i është bindur Atij që më ka urdhëruar të urdhëroj. Po ashtu, ka mundësi që kuptimi të jetë: Allahu ka urdhëruar me bindje ndaj meje, andaj kush më bindet, ai i është bindur urdhrit të Allahut (i cili thotë) se të tjerët duhet të më binden mua. Ngjashëm me këtë, është edhe me mos të bindurit."

## Kush largohet nga Suneti i të Dërguarit (*salallahu alejhi ue selem*), ai nuk është prej tij

91. Enesi (*radijAllahu anhu*) ka thënë: "Tre njerëz erdhën tek bashkëshortet e Profetit (*salallahu alejhi ue selem*) për të pyetur rreth adhurimit të tij. Pasi që u informuan, sikur iu dukë i pakët dhe thanë: "E ku jemi ne në krahasim me Profetin *(salallahu alejhi ue selem*), kur atij i janë falur mëkatet e mëparshme dhe të mëvonshme." Njëri prej tyre tha: "Sa për mua, unë falem tërë natën." Tjetri tha: "Unë agjëroj ditën dhe nuk e prishi agjërimin." I treti tha: "Unë largohem nga gratë dhe kurrë nuk martohem." Profeti (*salallahu alejhi ue selem*) shkoi tek ta dhe u tha: *"Ju ishit ata që thatë kështu e ashtu? Pasha Allahun, unë jam që më shumë se ju i frikësohem dhe i bindem Allahut, por unë agjëroj dhe e prishi agjërimin, falem dhe flejë, si dhe martohem me gra. Andaj, kush largohet nga suneti im, nuk është prej meje."*[1] Transmetojnë Buhâriu dhe Muslimi.

---

[1] Buhâriu (9/104, nr. 5063) dhe Muslimi (2/1020, nr. 1401).

Hafëz ibën Haxheri në "*El-Fet'h*" (9/105) shënon: "Në fjalën e tij: *"Unë jam që më shumë se ju i frikësohem Allahut"* jepet shenjë për kritikën ndaj asaj mbi të cilën e mbështetën çështjen e tyre. Pra, se ai të cilit i janë falur mëkatet, nuk ka nevojë të shtojë adhurimin, siç bëjnë të tjerët. Andaj, ua bëri me dije se ai, edhe pse e kritikon rëndimin që njeriu ia bën vetes në adhurim, prapëseprapë i frikësohet dhe i bindet Allahut më shumë sesa ata që janë ekstremist. Kjo është kështu sepse ai që e rëndon veten, nuk është i sigurt nga monotonia, ndryshe prej atij që është mesatar. Pra e mesmja ia mundëson të jetë i vazhdueshëm në adhurim. Dhe vepra më e mirë është ajo që njeriu e kryen në mënyrë të vazhdueshme.

Qëllimi me sunetin në fjalët e tij: *"kush largohet nga suneti im, nuk është prej meje"*, është rruga dhe jo suneti përballë farzit (obligimit).

## Lutja e të Dërguarit (*salallahu alejhi ue selem*) për të huajt (*gurabatë*)

92. Nga Ebû Hurejre (*radijAllahu anhu*) përcillet se i Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Islami ka filluar si i huaj* (garib) *dhe do të kthehet si i tillë. Andaj* tûbâ *qoftë për të huajt* (gurabatë)*!"*[1] Transmeton Muslimi.

---

Largimi nga diçka është kthimi drejt diçkaje tjetër. Qëllimi është: kush e braktisë rrugën time dhe shkon pas rrugës së dikujt tjetër, nuk është prej meje. Me këtë dha shenjë për murgërinë, ngaqë ata (priftërinjtë) ishin që e shpikën rëndimin, ashtu siç i përshkroi Allahu, i Cili i qortoi/kritikoi për shkak se nuk iu përmbajtën asaj që ia detyruan vetes.

Rruga e Profetit (*salallahu alejhi ue selem*) është feja e pastër dhe e lehtë. Pra, ai hante që të forcohej për agjërim, flinte që të forcohej për namaz nate dhe martohej që ta thyente epshin, të ruante veten dhe të shpeshtonte pasardhësit.

*"nuk është prej meje"* – nëse largimi nga suneti bëhet për shkak të ndonjë interpretimi, njeriu arsyetohet. Pra, *"nuk është prej meje"* nuk është në rrugën time dhe nuk do të thotë që ai doemos del nga feja. E nëse është braktisje dhe thellim i tepërt që shpie në besimin se vepra e tij është më e saktë sesa vepra e Profetit, atëherë fjala "*nuk është prej meje"* do të thotë se nuk është në fenë time, sepse besimi i tillë është lloj kufri."

[1] Muslimi (1/130, nr. 145).

Dijetarët patën kundërshti mendimesh lidhur me kuptimin e fjalës *tûbâ*. Ibën Abbasi thotë se kuptimi i saj është gëzimi dhe prehja e syve.

'Ikrime thotë se kuptimi i saj është: "sa shpërblim të mrekullueshëm do të kenë."

Neveviu thotë: "El-Kadî 'Ijâd ka thënë: "Ajo çfarë dukshëm kuptohet nga hadithi, është përgjithësimi dhe se Islami ka filluar në individ të caktuar e të pakët, pastaj u përhap dhe u shfaq. Pas kësaj do të pakësohet e do të griset, derisa të mbetet në individ të caktuar e të pakët, ashtu siç edhe filloi."

## Njeriu beson atëherë kur dëshira e tij shkon pas asaj me të cilën erdhi i Dërguari (*salallahu alejhi ue selem*)

93. Transmetohet nga Abdullah bin 'Amëri (*radijAllahu anhu*) se i Dërguari i Allahut (salallahu *alejhi ue selem*) ka thënë: *"Askush prej jush nuk beson përderisa epshi/dëshira i tij nuk i shkon pas asaj me të cilën kam ardhur."*[1] Transmeton Begâviu në "Sherhus-Sunne". Neveviu e ka vlerësuar si të vërtetë.

## Cilësia e miletit (fesë) që do të shpëtojë nga zjarri

94. Po ashtu Abdullah bin 'Amri tregon se i Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Sigurisht që ummeti im do të përfshihet nga gjërat e ngjashme që i patën përfshirë bijtë e Izraelit, ashtu siç janë të ngjashme (të barabarta) të dyja sandalet në atë mënyrë që nëse në mesin e tyre ka pasur të atillë që ka bërë marrëdhënie haptazi me nënën e tij, edhe në ummetin tim do të ketë. Vërtet, bijtë e Izraelit u përçanë në shtatëdhjetë e dy grupe (milete), ndërsa ummeti im do të përçahet në shtatëdhjetë e tri. Të gjitha ato do të jenë në zjarr, përveç njërit."* Të pranishmit pyetën: "Kush

[1] Transmeton Begâviu në "*Sherhus-Sunne*" (1/212, nr. 104), Ibën Ebû 'Âsimi në "*Es-Sunne*" (15) dhe Hatîb El-Bagdâdij në "*Tarîh Bagdâd*" (4/369). Hadithin e ka vlerësuar si të dobët Imam ibën Rexheb El-Hanbelij në "*Xhâmiul-'Ulûmi uel-Hikem*" (2/393), për shkak të disa të metave.

është ai, o i Dërguar i Allahut?" Ai tha: *"Kush është në atë që unë dhe shokët e mi jemi tani."*[1] Transmeton Tirmidhiu.

---

[1] Transmeton Tirmidhiu (5/26, nr. 2641), Âxhurrij në "*Esh-Sherî'â*" (fq. 15-16), El-Meruezij në "*Es-Sunne*" (18) dhe El-Lâlekâij në "*Sherhu Usûli I'tikâdi Ehlis-Sunneti uel-Xhemâ'a*" (1/99, nr. 145, 146). Në zinxhirin e tij gjendet Abdurrahmân El-Ifrîkij i cili është i dobët. Për hadithin dëshmojnë hadithe tjera, shikoje librin "*Der'u El-Irtijâb ân hadîthi mâ ene 'alejhi uel-as'hâb*" të Selîm El-Hilâlit.

El-Menâuij në veprën "*Fejdul-Kadîr*" (5/348) shkruan: "Imami Ibën Tejmije (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: "Se ummeti do të përçahet, kjo është një thënie e mirënjohur nga Mustafaja (salallahu alejhi ue selem) siç përmendet në hadithet e një grupi të madh të shokëve të tij."

Et-Tîbij thotë: "Në esencë, fjala *"milet"* është ajo që Allahu ua përligji robërve për të arritur fqinjësinë e Tij. Ajo përdoret për tërësinë e legjislacioneve dhe jo për secilën prej tyre. Më tej, përdorimi i saj u zgjerua dhe u përdor për fetë e kota, andaj thuhet: "I gjithë kufri është një milet (fe)". Kuptimi i hadithit është se ata do të përçahen në grupe, ku secili grup merr për fe atë që nuk e ka tjetri, andaj rruga e tyre quhet milet (fe) nga aspekti metaforik."

*"Të gjitha ato do të jenë në zjarr"* – domethënë ata janë të ekspozuar ndaj veprave të shëmtuara, të cilat i fusin në zjarr.

*"përveç njërit"* – domethënë përveç pasuesve të njërit milet.

*"Kush është në atë që unë dhe shokët e mi jemi tani"* – domethënë prej besimeve të vërteta dhe rrugëve të drejta. Pra, i shpëtuari është ai që kapet pas udhëzimit të tyre, që i pason gjurmët e tyre dhe që ecën rrugës së tyre, qoftë në bazat apo në degët e fesë.

Ibën Tejmije (Allahu e mëshiroftë!) thotë: "Pejgamberi (*alejhis-salatu ues-selam*) ka lajmëruar se ummeti do të përçahet në shtatëdhjetë e tri grupe dhe padyshim se ata janë të përmendurit në ajetin: ***"... edhe ju jeni dhënë pas të këqijave, ashtu siç ishin dhënë ata."*** (Et-Teube, 69) Kjo përçarje e paralajmëruar do jetë vetëm në fe, ose në fe e gjithashtu edhe në çështjet e kësaj bote, pastaj kthehet në fe, apo ndodh që është vetëm në çështjet e kësaj bote."

## Mëkati i atij që thërret në devijim

95. Ebû Hurejre ka treguar se i Dërguari (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: "*Kush thërret në udhëzim, do të ketë shpërblimin e njëjtë me të atyre që e pasojnë atë, pa iu pakësuar atyre asgjë nga shpërblimi. Ndërsa kush thërret në devijim, do të bartë mëkatin e njëjtë me të atyre që e pasojnë atë, pa iu pakësuar atyre asgjë prej mëkateve.*"[1] Transmeton Muslimi.

## Kush udhëzon drejt të mirës do të ketë shpërblimin e njëjtë me të atij që e vepron atë

96. Ebû Mes'ûd El-Ensârij (*radijAllahu anhu*) ka thënë: "Erdhi një njeri tek Profeti (*salallahu alejhi ue sele*m) dhe i tha: "Më është ndërprerë rrugëtimi (për shkak të lodhjes së kafshës apo vdekjes së saj), andaj më gjej një kafshë tjetër!" *"Nuk kam."* - ia ktheu Pejgamberi. Atëherë, njëri prej të pranishmëve tha: "O i Dërguar i Allahut, unë e udhëzoj tek ai i cili i jep kafshë shale." I Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) tha: *"Kush udhëzon drejt të mirës, do të ketë shpërblimin e njëjtë me të atij që e vepron atë."*[2] Transmeton Muslimi.

---

[1] Muslimi (4/2060, nr. 2674).

[2] Muslimi (3/1506, nr. 1893), Buhâriu në "*Edebul-mufred*" (242) dhe Et-Tajâlisij (85, nr. 611).

## Shpërblimi për atë që e ringjallë një sunet prej suneteve të të Dërguarit (*salallahu alejhi ue selem*)

97. 'Amër bin 'Aufi (*radijAllahu anhu*) përcjell se i Dërguari (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Kush e ringjallë një sunet timin të vdekur, do të ketë shpërblimin e njëjtë me të atyre që punojnë me të, pa iu pakësuar atyre asgjë nga shpërblimi. Ndërsa, kush shpik një bidat me të cilin nuk është i kënaqur Allahu dhe i Dërguari i Tij, ai do ta bartë mëkatin e njëjtë me të atyre që punojnë me të, pa iu pakësuar atyre asgjë nga mëkatet."*[1] Transmeton Tirmidhiu, i cili e ka vlerësuar si të mirë, dhe nga ibën Mâxhe; dhe ky është teksti i tij.

## Shkaqet e fitneve (trazirave)

98. Ibën Mes'ûdi (*radijAllahu anhu*) ka thënë: "Si do jetë gjendja juaj kur t'ju përfshijë *fitne*-ja, gjatë të cilës rritet i vogli, plaket i madhi dhe njerëzit marrin për rrugë të tyre një sunet (traditë), ku nëse diçka prej tij ndryshohet, do të thuhet: "Është braktisur sunneti." Të pranishmit thanë: "Kur do të ndodhë kjo, o Ebû Abdrrahmân?" Ai tha: "Kur në mesin tuaj të shpeshtohen lexuesit (e Kuranit), të pakësohen dijetarët, të shtohen pasuritë dhe të pakësohen njerëzit

---

[1] Tirmidhiu (5/44, nr. 2677) dhe Ibën Maxhe, (1/76, nr. 210).

Them (Bâsimi): "Në zinxhirin e tij gjendet Kethîr bin Abdullah i cili është shumë i dobët."

besnikë, kur të kërkohet dynjaja me punët e Ahiretit dhe kur mësimi nuk bëhet për shkak të fesë."[1] Transmeton Dâremiu.

## Kush janë shkatërruesit e Islamit?

99. Transmetohet nga Zijâd bin Hudejr (*radijAllahu anhu*) se Umeri (*radijAllahu anhu*) i tha atij: "A e di se çfarë e shkatërron Islamin?" "Jo" - i thash unë. Ai më tha: "Atë e shkatërron gabimi i dijetarit, polemika e mynafikut me Kuran dhe gjykimi i prijësve devijues."[2] Transmeton Dâremiu.

## Obligueshmëria e pasimit të selefëve të mirë (Allahu qoftë i kënaqur me ta!)

100. Hudhejfe (*radijAllahu anhu*) ka thënë: "Mos e bëni asnjë adhurim të cilin nuk e kanë vepruar shokët e të Dërguarit të Allahut (*salallahu alejhi ue selem*), sepse i pari nuk i ka lënë të fundit hapësirë për të folur. Andaj, o ju lexues (të

[1] Daremiu (1/58, me nr. 191).

[2] Dâremiu (1/63, me nr. 220).

Kuranit) kini frikë Allahun dhe ecni rrugës së atyre që ishin para jush."[1] Transmeton Ebû Dâvûdi.

101. Nga ibën Mes'ûdi (*radijAllahu anhu*) transmetohet kjo thënie: "Kush dëshiron ta pasojë rrugën e dikujt, atëherë le të pasoj rrugën e atyre që kanë vdekur, sepse i gjalli nuk është i sigurt nga *fitne*-ja. Këta janë shokët e Muhamedit (*salallahu alejhi ue selem*). Ata ishin më të mirët e këtij ummeti, me zemrat më të mira, me dijen më të thellë dhe me teprimin më të pakët. Allahu i zgjodhi për ta shoqëruar Profetin e tij dhe për ta ngritur fenë e tij. Andaj, dijani atyre vlerën që e kanë, pasoni gjurmët e tyre, kapuni sa të keni mundësi për moralin dhe qëndrimet e tyre, ngaqë ata ishin në udhëzim të drejtë."[2] Transmeton Rezîni.

## Ndalimi në të polemizuarit rreth Kuranit

102. Transmetohet nga 'Amër bin Shu'ajbi nga babai i tij nga gjyshi i tij (Shu'ajb-it) se Profeti (*salallahu alejhi ue selem*) i kishte dëgjuar disa njerëz duke polemizuar rreth Kurani, andaj u tha: *"Ata që ishin para jush, u shkatërruan pikërisht për*

[1] Buhâriu (13/ 250, nr. 7282) përcjell nga Hudhejfe thënien e tij: "O ju lexues (të Kuranit), drejtohuni në rrugën e drejtë, sepse ju kanë paraprirë që moti (sahabët). E, nëse ecni djathtas dhe majtas, atëherë keni humbur me një humbje të largët."

[2] Transmeton Rezîni, siç përmendet në "*El-Mishkât*" (1/67, nr. 193). Shejh Albani gjatë sqarimit të tij tha: "Ky *ether* është *munkati'* (i ndërprerë)." Po ashtu e përcjell ibën 'AbdulBerri në "*Xhâmi'u bejânil-'Ilmi ue fadlihi*" (2/97).

*shkak të kësaj, kur i goditën pjesët e Librit të Allahut njërën për tjetrën. Libri i Allahut ka zbritur i tillë që pjesët e tij e vërtetojnë njëra-tjetrën, andaj mos e përgënjeshtroni një pjesë të tij nëpërmjet një pjese tjetër. Atë që dini prej tij, thojeni e atë për të cilën nuk keni dijeni, lërjani atij që ka dije rreth tij."*[1] Transmeton Ahmedi dhe Ibën Mâxhe.

[1] Hadithi është *hasen*. Atë e përcjell Ahmedi (2/185) dhe teksti është i tij, si dhe ibën Mâxhe (1/33, nr. 85).

# 9. NXITJA PËR KËRKIMIN E DIJES DHE SI DUHET TË KËRKOHET AJO

## Ndalimi i pasimit të verbër

103. Për këtë flet hadithi që shënohet në dy *Sahîh*-ët ku përmendet sprova e varrit dhe se i begatuari në të përgjigjet: *"(Muhamedi) na ka ardhur me dëshmi të qarta dhe me udhëzim, andaj ne e besuam, iu përgjigjëm dhe e pasuam."* Ndërsa i ndëshkuari në të do të thotë: *"Kam dëgjuar njerëzit duke thënë diçka, andaj e thosha edhe unë."*[1]

---

[1] Buhâriu (1/182, nr. 86), (1/288, nr. 184) dhe Muslimi (2/624, nr. 905).

Begâviu (1/289) thotë: "Dijet fetare janë dy llojesh: dija që merret me bazat e fesë dhe dija që merret me degët e saj. Sa i përket dijes rreth bazave, ajo është njohja e njësimit dhe cilësive të Allahut të Patëmetë e të Lartë, si dhe besimi në të dërguarit. Andaj, secili mysliman e ka për detyrë ta dijë këtë dhe për shkak të dëshmive dhe shenjave të saj të dukshme e të qarta, atij nuk i lejohet të pasojë verbazi,. I Lartësuari thotë: ***"Dije se nuk ka të adhuruar tjetër të vërtetë përveç Allahut!"*** (Muhammed, 19), dhe: ***"Ne do t'u tregojmë atyre shenjat Tona në hapësirat tokësore e qiellore, si dhe në vetvete, derisa t'u bëhet plotësisht e qartë se ai (Kurani) është e vërteta."*** (Fussilet, 53).

Ndërsa dija rreth degëve të fesë është dija e *fikhut* dhe njohjes së vendimeve fetare. Ajo ndahet në *farz 'ajn* dhe *farz kifaje*. Shembulli i *farzit 'ajn* është dija rreth pastërtisë (*gusël*, abdes, etj), namazit, agjërimit, etj. Pra, secili mysliman duhet t'i dijë këto. Profeti (*salallahu alejhi ue selem*) thotë: *"Kërkimi i dijes është obligim mbi çdo mysliman."* (Bâsimi: Hadithi është hasen. Sujuti e shkroi një libër ku i mblodhi rrugët e tij dhe e nxori atë. Libri është botuar me shqyrtimin e vëllait Alij bin Hasen El-Halebij.) Kështu është edhe me çdo adhurim me të cilin feja e ngarkoi secilin mysliman. Pra, ai duhet të ketë dije rreth tij, si: dija rreth *zekatit*, nëse ka pasuri, pastaj dija rreth *haxhit*, nëse obligohet me kryerjen e tij. *Farz kifaje* është që njeriu të mësojë aq sa e arrin gradën e *ixhtihâdit* dhe dhënies së *fetvave*. E nëse të gjithë banorët e vendit nuk

## Vlera e dijetarëve ndaj njerëzve të tjerë

104. Buhâriu dhe Muslimi përcjellin nga Mu'âuije (*radijAllahu anhu*) se i Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Kujt Allahu ia do të mirën, ia jep të kuptuarit e fesë."*[1]

---

e mësojnë këtë, atëherë të gjithë janë mëkatarë. Nëse njëri prej tyre e mëson, atëherë obligimi bie nga të tjerët. Këta e kanë obligim ta pasojnë atë në dukuritë që u shfaqen. I Lartësuari thotë: ***"Andaj, pyetni dijetarët e Librit, nëse ju nuk dini."*** (En-Nahl, 43)".

[1] Buhâriu (1/164, nr. 71), (6/217, nr. 3116), (13/263, nr.7312) dhe Muslimi (2/719, nr. 1037).

Hafëz ibën Haxheri në "*El-Fet'h*" (1/164) thotë: "Hadithi ia pohon mirësinë atij që mëson për fenë e Allahut dhe tregon se arritja e një gjëje të tillë, nuk është vetëm për atë që mundohet, por për atë që Allahu i jep sukses. Lloji i këtyre njerëzve të cilëve Allahu u ka dhënë sukses në këtë drejtim, do të mbetet deri sa të vijë urdhri i Allahut (Kiameti). Buhâriu ka pohuar bindshëm se ata janë dijetarët e hadithit.

Ahmed bin Hanbeli ka thënë: "Nëse ata nuk janë dijetarët e hadithit, atëherë nuk e di se kush tjetër!"

El-Kâdî 'Ijâd thotë: "Ahmedi kishte për qëllim Ehlu Sunetin dhe ata që e kanë besimin e njëjtë me Ehlul-Hadithin."

Neveviu thotë: "Ka mundësi që ky grup përbëhet nga lloje të ndryshme të besimtarëve, të cilët e shfaqin fenë e Allahut të Lartësuar, qofshin ata muxhâhidûnë, dijetarë, *muhaddithunë*, asketë, urdhërues në të mirë dhe lloje të tjera të mirësisë. Dhe nuk është kusht që ata të jenë në të njëjtin vend, por bën që të jenë në vende të ndryshme."

Hafëz Ibën Haxheri thotë: "Kuptimi i hadithit është se ai që nuk e mëson fenë, domethënë bazat e Islamit dhe degët që ndërlidhen me to, është i privuar nga mirësia, sepse ai që nuk i di çështjet e fesë së tij, as nuk është *fekih* e as kërkues i *fikhut* dhe është i saktë cilësimi i tij me atë se nuk i dëshirohet e mira. Në këtë ka sqarim të dukshëm për vlerën e dijetarëve ndaj njerëzve të tjerë dhe për vlerën e mësimit të fesë ndaj shkencave të tjera."

105. Ata dy gjithashtu përcjellin nga Ebû Mûsâ (*radijAllahu anhu*) i cili thotë: "I Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Shembulli i udhëzimit dhe i dijes me të cilat Allahu më dërgoi, është si shembulli i shiut të shumtë, i cili bie mbi tokë. Një pjesë e saj ishte e mirë dhe e pranoi ujin, dhe kështu prej saj mbinë shumë bimë dhe barë i njomë. Një pjesë tjetër e saj ishte e fortë dhe e mbajti ujin (nuk e thithi), dhe përmes saj Allahu u solli dobi njerëzve, të cilët pinë, ujitën dhe mbollën. Ndërsa një pjesë e saj ishte e rrafshët, as nuk e mbajti ujin dhe as nuk mbinë prej saj bimët. Pra, ky është shembulli i atij që mëson për fenë e Allahut dhe të cilit i ka bërë dobi ajo me të cilën Allahu më dërgoi; ai mësoi vetë dhe i mësoi tjerët. Dhe shembulli i atij që u tregua i shkujdesur dhe që nuk e pranoi udhëzimin e Allahut me të cilin jam dërguar."*[1]

---

[1] Begâviu (Allahu e mëshiroftë!) thotë: "Profeti (*salallahu alejhi ue selem*) e krahasoi dijetarin me shiun dhe zemrat e njerëzve përballë tij i krahasoi me pranimin e ujit nga toka. Kështu, atë i cili e bartë dijen, hadithin dhe mëson rreth tij, e ngjasoi me tokën e mirë të cilën e godet shiu, prej të cilës pastaj mbijnë bimët dhe kanë dobi njerëzit. Ndërsa, atë që e bartë dijen (hadithin), mirëpo nuk e mëson atë, e ngjasoi me tokën e fortë, e cila nuk mbinë, por që e mbanë ujin; kështu njerëzit marrin prej tij dhe e shfrytëzojnë atë. Ndërkaq, atë që nuk e kupton dhe nuk e bartë dijen, e ngjasoi me tokën a rrafshët, nga e cila as nuk mbinë bimët dhe as nuk e mbanë ujin. Pra, ky është ai në të cilin s'ka asnjë mirësi."

Neveviu (15/47-48) thotë: "Sa i përket hadithit, qëllimi i tij është ilustrimi i udhëzimit të Profetit (*salallahu alejhi ue selem*) me shiun. Hadithi tregon se toka është tri llojesh, njashtu edhe njerëzit janë:

**Lloji i parë i saj** – ka dobi nga shiu. Kështu ajo ngjallet pas vdekjes dhe mbinë bimë, dhe prej saj kanë dobi njerëzit, kafshët, farat, etj. Njëjtë me këtë është edhe lloji i parë i njerëzve, atyre u arrin udhëzimi e dija dhe ata e ruajnë atë. Kështu atyre u ngjallet zemra, punojnë me të (dijen) dhe ua mësojnë të tjerëve. Pra, ai përfiton vetë dhe pastaj ua jep atë të tjerëve.

106. Buhâriu dhe Muslimi përcjellin nga 'Âisha (*radijAllahu anha*) se i Dërguari (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Kur t'i shihni ata që ndjekin vargjet e paqarta të tij (Kuranit), atëherë dijeni se ata i kishte për qëllim Allahu, andaj ruajuni prej tyre."*[1]

---

**Lloji i dytë** – nuk e pranon dobinë për vete, mirëpo njëkohësisht ka dobi në të. Ajo dobi është mbajtja e ujit për tjetërkënd, andaj prej saj përfitojnë njerëzit dhe kafshët. Kështu qëndron puna edhe me llojin e dytë të njerëzve, ata kanë zemra që kapin përmendsh, mirëpo nuk kanë kuptim të prehtë dhe as mendje të thellë, përmes së cilave do të nxirrnin domethëniet dhe dispozitat. Po ashtu, ata nuk përpiqen të bëjnë vepra të mira dhe të punojnë sipas saj (dijes). Pra, ata vetëm e mbajnë (ruajnë) përmendsh derisa tu vij ndonjë nxënës nevojtar e i etur për dijen që e posedojnë, në mënyrë që të përfitojë vetë dhe t'ua përcjellë atë të tjerëve. Kështu ai ua merr atë (dijen) dhe i bën dobi vetes. Pra, ky lloj i njerëzve u treguan të dobishëm për të tjerët në dijen që u arriti.

**Lloji i tretë i saj** – është toka jopjellore dhe e ngjashme me të, e cila nuk mbinë bimë. Pra, ajo as nuk përfiton nga uji dhe as nuk e mbanë atë për ta shfrytëzuar të tjerët. Kështu është lloji i tretë i njerëzve, ata as nuk kanë zemra që e mësojnë përmendsh dijen dhe as mendje të vëmendshme. Andaj kur ta dëgjojnë dijen, as nuk përfitojnë prej saj dhe as nuk e mësojnë përmendsh (nuk e ruajnë) për t'iu sjellë dobi të tjerëve."

[1] Është përmendur nën numrin 80.

Dobi: Pas transmetimit të këtij hadithi dhe përmendjes së fjalës së Allahut: ***"Ndërsa ata që janë thelluar në dijeni, thonë: "Ne i besojmë atij (Kuranit). Të gjitha këto (vargje të qarta e të paqarta) janë nga Zoti ynë!"***, Imam Ebû Xha'fer Et-Tahâuî në "*Mushkilul-Âthâr*" (3/210) shënoi: "Kështu duhet të jenë pasuesit e të vërtetës përball vargjeve të paqarta të Kuranit. Pra ato i kthejnë tek Ai që i di, tek Allahu i Madhërishëm, pastaj shpjegimin e tyre e kërkojnë tek vargjet e qarta, të cilat janë themelet e Kuranit. Nëse e gjejnë tek to, veprojnë sipas tij, ashtu siç veprojnë me vargjet e qarta. E nëse nuk e gjejnë, për shkak të dijes së mangët rreth tyre, nuk i tejkalojnë kufijtë, por besojnë në to dhe realitetin e tyre e adresojnë tek Allahu i Lartësuar. Po ashtu, në tërë këtë nuk i përdorin hamendjet, gjë që Allahu ua ka ndaluar edhe sa i përket çështjeve të tjera. E nëse përdorimi i tyre (hamendjeve) në çështjet tjera përveç këtyre është i ndaluar, atëherë për to (vargjet e paqarta) është edhe më i ndaluar."

## Dishepujt e të Dërguarit janë pikërisht ata që kapen pas sunetit të tij

107. Transmetohet nga Ibën Mes'udi (*radijAllahu anhu*) se i Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: "*Secili profet të cilin Allahu e dërgoi tek populli i tij para meje, kishte dishepuj dhe shokë, të cilët kapeshin pas sunetit të tij dhe që pasonin udhëzimin e tij. Mirëpo, pas tyre erdhën brezni që e thonë atë që nuk e veprojnë dhe që veprojnë atë me të cilën nuk urdhërohen. Andaj, kush i lufton ata me dorën e tij është besimtar; kush i lufton ata me gjuhën e tij është besimtar dhe kush i lufton ata me zemrën e tij është besimtar. Dhe pas kësaj s'ka iman (në zemrën e njeriut) as sa kokrra e sinapit.*"[1] Transmeton Muslimi.

## Ndalimi i pasimit të dikujt tjetër përveç të Dërguarit (*salallahu alejhi ue selem*) edhe në qoftë se ai është pejgamber

108. Xhâbiri (*radijAllahu anhu*) përcjell se 'Umeri (*radijAllahu anhu*) ka thënë: "O i Dërguar i Allahut! Nganjëherë dëgjojmë thënie të hebrenjve dhe ato na pëlqejnë. A mendon se është mirë t'i shkruajmë disa nga to?”

---

[1] Muslimi (1/69, nr. 50).

Neveviu (2/28) thotë: "Ka pasur kundërshti mendimesh lidhur me dishepujt e përmendur në këtë hadith. El-Ez'herij dhe disa tjerë thanë se ata janë pasuesit (shokët) e çiltër e të zgjedhur të profetëve."

Pejgamberi (*salallahu alejhi ue selem*) tha: *"A mos po dyshoni ashtu siç dyshuan hebrenjtë dhe të krishterët! Unë jua kam sjellë atë (fenë) të bardhë e të pastër. Dhe sikur Musau të ishte gjallë, s'do kishte mundësi tjetër pos që të më pasonte mua."*[1] Transmeton Ahmedi.

109. Ebû Tha'lebe El-Hushenij (*radijAllahu anhu*) tregon se i Dërguari (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Vërtet, Allahu ka bërë obligime, andaj mos i lini ato, ka caktuar kufij, andaj mos i shkelni ata; ka ndaluar gjëra, andaj mos i cenoni ato dhe ka heshtur ndaj disa të tjerave, jo pse ka harruar, por si mëshirë për ju, andaj mos i hulumtoni ato."*[2] Hadith *hasen*, të cilin e transmeton Dârekutni dhe të tjerët.

---

[1] Ahmedi (3/387) dhe Bezzâri, siç përmendet në "*Keshful-Estâr*" (1/78, nr. 123). Në zinxhirin e tij është Muxhâlidi, i cili është i dobët, mirëpo ai është pasuar nga një transmetues tjetër.

[2] Dârekutni (4/183, nr. 42), Hâkimi (4/ 115) dhe Bejhekiu (10/12). Zinxhiri i tij është i ndërprerë, ngaqë Mekhûli nuk e ka takuar Ebû Tha'leben. Po ashtu, është përcjellë në formën *meukûf* tek Ebû Tha'lebe, siç e gjejmë tek Bejhekiu (10/12). Për hadithin dëshmon një hadith tjetër, i cili e ka të njëjtin kuptim me të, ai i Ebud-Derdâ-së të cilin e përcjell Bezzâri, siç përmendet në "*Keshful-Estâr*" (3, 58, nr. 2231), Hâkimi (2/ 375) dhe Bejhekiu (10/12).

Hâkimi thotë: "Hadithi është i vërtetë." Më këtë pajtohet edhe Dhehebiu.

Bezzâri thotë: "Zinxhiri i tij është i mirë."

El-Hejthemi (7/55) thotë: "Transmetuesit e tij janë të besueshëm."

## Ndalimi i kundërshtive dhe i përçarjes

110. Në dy *Sahîh*-ët përcillet nga Ebû Hurejre (*radijAllahu anhu*) se i Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Kur t'ju ndaloj nga ndonjë gjë, hiqni dorë prej saj, ndërsa kur t'ju urdhëroj me diçka, kryejeni atë aq sa keni mundësi, sepse ata që ishin para jush, u shkatërruan për shkak të pyetjeve të tyre të shumta dhe kundërshtimit ndaj pejgamberëve."*[1]

---

[1] Buhâriu (13/251, nr. 7288) dhe Muslimi (3/ 1830-1831, nr. 1337).

Hafëz ibën Haxheri në "*El-Fet'h*" (13/260) thotë: "Qëllimi me këtë urdhër është mos të pyeturit për gjërat që s'kanë ndodhur nga frika se mos po obligohen, apo s'ndalohen, si dhe lënia e pyetjeve të shumta, për shkak se zakonisht në to ka teprim/arrogancë dhe për shkak të frikës që përgjigjja të përmbajë urdhër të rëndë. Andaj ka të ngjarë që kjo të shpie në moszbatim të tij dhe kështu ndodh kundërshtimi. Po ashtu nënkupton të mos thelluarit në hulumtimin e tyre, sepse ndodh që kjo çon drejt asaj në të cilën ranë bijtë e Izraelit kur u urdhëruan të thernin lopën. Sikur të thernin cilëndo lopë, urdhri do të zbatohej, mirëpo, ata ia renduan vetes, andaj edhe Allahu ua rëndoi atyre."

Po ashtu thotë: "Shqyrtimi i kësaj është se urdhri për heqjen dorë nga gjërat e ndaluara, mbetet si i përgjithshëm përderisa nuk i kundërvihet lejimi për kryerjen e tyre, si: ngrënia e cofëtinës për atë që detyrohet."

Rreth fjalëve: *"kur t'ju urdhëroj me diçka, kryejeni atë aq sa keni mundësi"* Imam Neveviu thotë: "Kjo është prej shprehjeve përmbledhëse dhe themeleve të Islamit. Në të hyjnë shumica e vendimeve, si: ai i cili s'mund të kryejë një shtyllë apo kusht të namazit, e kryen atë që ka mundësi. Ngjashëm me këtë është edhe abdesi, mbulimi i *auretit* dhe mesele të tjera, shpjegimi i të cilave do të zgjatej."

Ndërsa të tjerët thanë: "Kush s'mund t'i kryejë disa gjëra, prapë nuk lirohet nga ato që janë në mundësinë e tij. Fukahatë për këtë u shprehën se, ajo që mund të kryhet, nuk bie poshtë për shkak të asaj që s'mund të kryhet, ashtu siç nuk bien poshtë ato shtylla të namazit që mund të kryhen, për shkak të pamundësisë së kryerjes së disave të tjerave."

## Duaja e të Dërguarit (*salallahu alejhi ue selem*) për pasuesit e hadithit

111. Transmetohet nga Ibën Mes'ûdi (*radijAllahu anhu*) se i Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Allahu i dhëntë shkëlqim në fytyrë atij njeriu që e dëgjon thënien time, pastaj e mëson përmendsh, e kupton dhe e përcjell. Ndodh që bartësi i* fikhut *(dijes) nuk është* fekîh *dhe ndodh që bartësi i* fikhut *ta bartë atë tek ai që është më* fekîh *(më i ditur). Ndaj tri gjërave zemra e myslimanit nuk duhet të mbajë urrejtje: sinqeritetit në vepër ndaj Allahut, këshillimit ndaj myslimanëve dhe qëndrimit me bashkësinë e tyre, sepse lutja e tyre i rrethon ata nga prapa."*[1] Transmetojnë Shâfi'iu dhe Bejhekiu në "*El-Med'hal*". Kurse Ahmedi, Ibën Mâxhe dhe Dâremiu e transmetojnë nga Zejd bin Thâbit (*radijAllahu anhu*).

---

Hafëz ibën Haxheri (263) thotë: *"sepse ata që ishin para jush u shkatërruan për shkak të pyetjeve të tyre të shumta..."* Begâviu në "*Sherhus-Sunne*" ka thënë: "Pyetjet bëhen në dy mënyra: e para – ajo që bëhet për të mësuar çështjet e nevojshme të fesë. Kjo lejohet, madje urdhërohet për shkak të vargut: "Andaj, pyetni dijetarët e Librit, nëse ju nuk dini." (En-Nahl, 43). Dhe sipas kësaj shpjegohen pyetjet e sahabëve për plaçkën e luftës, për atë që vdes pa pasur trashëgimtarë, etj. E dyta – ajo që bëhet nga arroganca e thellimi i tepërt; dhe këtë e kishte për qëllim hadithi. Allahu e di më mirë."

Ibnul-'Ârabiu thotë: "Në kohën e profetësisë ndaloheshin pyetjet nga frika se mos po zbriste diçka që i rëndon njerëzit, ndërsa pas asaj kohe, ai rrezik nuk ekziston më. Mirëpo në shumicën e thënieve që përcillen nga selefët, përmendet urrejtja ndaj pyetjeve për gjërat që s'kanë ndodhur."

[1] Sahîh. Shâfi'iu në "*Musned*" (15/14), Ahmedi (1/437), Tirmidhiu (5/34, nr. 2658), ibën Maxhe (1/85, nr. 232), Humejdî (1/47, nr. 88), Bejhekiu në "*Ed-Delâil*" (1/23), Begâviu në "*Sherhus-Sunne*" (1/236, nr. 112) dhe të tjerë.

112. Gjithashtu e përcjellin Ahmedi, Ebû Dâvûdi dhe Tirmidhiu nga Zejd bin Thâbit (*radijAllahu anhu*).[1]

## Dija është tri dhe çdo gjë përtej kësaj është shtesë

113. Transmetohet nga Abdullah bin Amëri (*radijAllahu anhu*) se i Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Dija është tri: ajet i qartë, sunnet i qëndrueshëm, apo ndarje e drejtë (e trashëgimisë). Ndërkaq, çdo gjë tjetër përtej këtyre është shtesë."*[2] Transmeton Dâremiu dhe Ebû Dâvûdi.

---

[1] Sahîh. Ebû Dâvûdi (3/322, nr. 3660), Tirmidhiu (5/33, nr. 2656), Ibën Mâxhe (1/84, nr. 230), Dâremiu (1/65, nr. 235) dhe të tjerë.

Begâviu (1/236) thotë: "Ebû Sulejmân El-Hattâbij ka thënë: "Shkëlqimi është begatia dhe hijeshia. Kanë thënë se nuk është për qëllim bukuria e fytyrës, por bukuria e pozitës dhe vlerës tek krijesat. Kuptimi i hadithit: ndodh që bartësi i dijes të jetë *fekih* (i dijshëm) apo të mos jetë. Kështu, ai e mëson (ruan) përmendsh atë dhe ia përcjellë atij që është më i ditur se ai. Ky i fundit nxjerr prej tij (hadithit) ato gjëra që nuk i ka kuptuar bartësi, ose ndodh që ia përcjell atij që në të ardhmen bëhet më i ditur se ai.

*"urrejtje "* nga *"el-gil-lu-jegil-lu"* me vokalin "e" para shkronjës "j" dhe me "i" pas shkronjës "g", do të thotë: nuk duhet t'i futet (zemrës) urrejtje dhe kështu ta shmangë atë nga e vërteta. Po ashtu, përcillet me vokalin "u" pas shkronjës "j" nga *"el-aglâl"* që ka kuptimin e tradhtisë.

[2] Ebû Dâvûdi (3/119, nr. 2885), Ibën Mâxhe (1/21, nr. 54), Dârekutnij (4/67), Hâkimi (1/332) dhe Bejhekiu (6/208). Në zinxhirin e tij gjendet Abdurrahmân bin Zijâd El-Ifrîkij, i cili është i dobët.

*"Dija është tri"* domethënë baza e dijeve të fesë dhe meseleve të sheriatit; çdo gjë tjetër përtej tyre është shtesë jo e domosdoshme.

*"ajet i qartë"* do të thotë: jo i shfuqizuar.

## Ndalimi i të folurit rreth Kuranit duke u mbështetur në mendje

114. Ibën Abbasi (*radijAllahu anhu*) ka thënë: "I Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Kush flet rreth Kuranit duke u mbështetur në mendje, atëherë le ta përgatisë ulësen e tij nga zjarri."*[1] Transmeton Tirmidhiu.

115. Ndërsa në një version tjetër qëndron: *"Kush flet rreth Kuranit pa dije, atëherë le ta përgatis ulësen e tij nga zjarri."*[2] Transmeton Tirmidhiu.

---

*"apo sunnet i qëndrueshëm"* domethënë: i përhershëm dhe i vazhdueshëm, të cilit i bashkëngjitet vepra.

*"apo ndarje e drejtë (e trashëgimisë)"* ka për qëllim drejtësinë në ndarjen e hiseve të caktuara saj, të cilat përmenden në Kuran dhe Sunnet. Është quajtur ferîda për shkak të detyrimit të saj mbi njeriun.

(Bâsimi): "Këtë hadith nuk e kam gjetur tek *Suneni* i Dâremiut."

[1] Tirmidhiu (5/183, nr. 2950), Nesâiu në "*El-Kubrâ*" (5/31, nr. 8085) dhe Begâviu në "*Sherhus-Sunne*" (1/258, nr. 118-119).

Tirmidhiu tha: "Hadithi është *hasen sahîh*."

Begâviu tha: "Hadithi është *hasen*."

[2] Tirmidhiu (5/183, nr. 2950), Nesâiu në "*El-Kubrâ*" (5/31, nr. 8084), Ahmedi (1/233 dhe 269), Taberâni (12/35, nr. 12392) dhe Begâviu në "*Sherhus-Sunne*" (1/258, nr. 117). Tirmidhiu dhe Begâviu thanë se hadithi është *hasen*. Them (Bâsimi): "Në të dy zinxhirët gjendet 'Abdul-A'lâ bin 'Âmir, i cili është i dobët."

## Kërcënimi nga dhënia e *fetvave* pa dije

116. Transmetohet nga Ebû Hurejre (*radijAllahu anhu*) se i Dërguari i Allahu (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Kujt i jepet* fetva *pa dije, mëkati i saj do të bie mbi atë që e ka dhënë* fetvanë. *Kush e drejton vëllanë e vet tek ndonjë çështje, duke e ditur se udhëzimi (e drejta) është tjetërkund, atëherë ai e ka tradhtuar atë."*[1] Përcjellë nga Ebû Dâvûdi.

117. Mu'avije (*radijAllahu anhu*) tregon se Profeti (*salallahu alejhi ue selem*) ka ndaluar nga meseletë e rënda e të vështira.[2] E transmeton Ebû Dâvûdi.

## Kërkimi i dijes është rruga drejt Xhenetit

118. Kethîr bin Kajs ka thënë: "Isha ulur me Ebû Derdânë në xhaminë e Damaskut kur erdhi një njeri dhe i tha: "O Ebû Derdâ! Kam ardhur tek ti prej Medines së të Dërguarit (*salallahu alejhi ue selem*) që të të pyes për një hadith të cilin po e tregon nga i Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue*

---

Tirmidhiu thotë: "Kështu është përcjell nga disa dijetarë në mesin e sahabëve të Profetit (*salallahu alejhi ue selem*) dhe të tjerëve. Pra, ata kritikonin ashpër rreth asaj se Kurani nuk shpjegohet pa dije."

[1] *Hasen*. Buhâriu në "*Edebul-Mufred*" (101, nr. 259).

[2] Ebû Dâvûdi (3/321, nr. 3656) dhe Ahmedi në "*Musned*" (5/435). Në zinxhirin e tij gjendet Abdullah bin Sa'di, i cili është i panjohur dhe të cilin e kanë shpallur si të dobët banorët e Shâmit.

*selem*), e nuk të kam ardhur për ndonjë nevojë." Ai i tha: "Vërtet që e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) duke thënë: *"Kush merr rrugë për të kërkuar dije, Allahu ia lehtëson rrugën drejt Xhenetit. Vërtet, engjëjt shtrijnë krahët e tyre në shenjë kënaqësie për kërkuesin e dijes. Për dijetarin kërkon falje çdo gjë që është në qiej dhe në Tokë, madje edhe peshqit në thellësitë e ujit. Vërtet, vlera e dijetarit ndaj adhuruesit është si vlera e hënës së plotë ndaj yjeve tjera. Vërtet, dijetarët janë trashëguesit e profetëve, profetët nuk kanë lënë për trashëgimi as dinar dhe as dërhem, por trashëgim kanë lënë në dijen. Andaj, kush e merr atë, ka marr një hise të madhe."*[1] Transmeton Ahmedi, Dâremiu, Ebû Dâvûdi, Tirmidhiu dhe ibën Mâxhe.

---

[1] *Hasen.* Ebû Dâvûdi (3/317, nr. 2641), Ibën Mâxhe (1/81, nr/ 223), Ahmedi (5/196), Dâremiu (1/83, nr. 349), Begâviu në "*Sherhus-Sunne*" (1/275, nr. 129) dhe të tjerë.

Begâviu (1/277) thotë: "Është thënë se kuptimi i fjalëve: *"Vërtet, engjëjt shtrijnë krahët e tyre"* është se ata tregohen modest para kërkuesit të dijes, në shenjë respekti për dijen e tij, ashtu siç thotë Allahu: ***"Lësho para tyre krahët e përuljes prej mëshirës."*** (El-Isrâ', 24), dhe: ***"... dhe lësho krahun para besimtarëve që të pasojnë ty!***" (Esh-Shu'arâ , 215). Domethënë: tregohu modest para tyre!

Po ashtu është thënë se kuptimi i uljes së krahëve është ndërprerja e fluturimit dhe zbritja në vendet ku përmendet Allahu.

*"Për dijetarin kërkon falje çdo gjë që është në qiej dhe në Tokë"*, është thënë se Allahu i Lartësuar i inspiron peshqit dhe kafshët e tjera për të kërkuar falje për dijetarët, ngaqë pikërisht ata e sqarojnë vendimin lidhur me atë se cilat prej tyre (kafshëve) u lejohen njerëzve e cilat u ndalohen.

Vlera e dijes ndaj adhurimit përvijohet në atë se dobia e dijes i përfshinë të gjitha krijesat dhe në të ka ngjallje të fesë dhe vjen (renditet) menjëherë pas profetësisë.

*"kush e merr atë, ka marr një hise të madhe"* domethënë prej trashëgimisë profetike.

## Urtësia është gjëja e humbur tek besimtari

119. Ebu Hurejre (radijAllahu anhu) rrëfen se i Dërguari (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: *"Fjala e urtë është gjëja e humbur e besimtarit. Andaj kudo që e gjen, ai është më meritori për të."*[1] Transmeton Tirmidhiu i cili thotë: "Hadithi është *garîb*" dhe ibën Mâxhe.

## Kush është *fekihu* (dijetari)?

120. Nga Aliu (radijAllahu anhu) përcillet thënia e tij: "Pa dyshim se *fekih* i vërtetë është ai që nuk ua humb njerëzve shpresat në mëshirën e Allahut, nuk u jep lehtësime për

---

Ibën Abbâsi thotë: "Mësimi i ndërsjellë i dijes një orë gjatë natës është më i mirë sesa ngjallja e saj (natës me namaz)."

Katâde thotë: "Një mesele/lëmi të dijes që e mëson përmendsh njeriu për ta përmirësuar veten dhe të tjerët është më e mirë sesa adhurimi i një viti."

Ibën Uehbi tregon: "Isha ulur tek Mâliku për ta pyetur dhe ai më pa duke i mbledhur librat, sepse doja të çohesha. "Ku po shkon?" - më pyeti. "Po nisem më herët në xhami." Ai ma ktheu: "Kjo që je tani duke e bërë (pra kërkimi i dijes) nuk është gjë më e ulët në vlerë sesa ajo drejt së cilit je nisur (namazit), nëse nijeti është i pastër", apo tha fjalë të ngjashme me këto."

Shafi'iu thotë: "Kërkimi i dijes është më i mirë sesa namazi i vullnetshëm..." (Marr nga "*Sherhus-Sunne*" me disa shkurtesa.)

[1] Tirmidhiu (5/49, nr. 2687) dhe ibën Mâxhe (2/1395, nr. 4169). Tirmidhiu thotë: "Hadithi është *garîb*, nuk dimë të ketë rrugë tjetër përveç kësaj, ndërkohë që Ibrahîm bin El-Fadl El-Medenij El-Mahzûmij (njëri nga transmetuesit) konsiderohet si i dobët në hadith, për shkak të memories (së dobët)."

kryerjen e mëkateve ndaj Tij, nuk i bën të ndihen të sigurt nga dënimi i Tij dhe nuk e braktis Kuranin për t'u kthyer nga dikush tjetër. Vërtet se s'ka mirësi në një adhurim në të cilin s'ka dije, as në një dije në të cilën s'ka kuptim, e as në leximin në të cilin s'ka përsiatje."[1]

121. Haseni (Allahu e mëshiroftë!) ka thënë: "I Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Kujt i vjen vdekja duke kërkuar dije për ta ngjallur me të Islamin, atëherë mes tij dhe profetëve është vetëm një shkallë në Xhenet."*[2] Të dyja këto përcillen nga Dâremiu.

---

[1] Dâremiu në "*El-Mukaddime*" (1/76, nr. 304).

[2] Dâremiu (1/84, nr. 360). (Bâsimi): zinxhiri i tij është i dobët dhe hadithi është mursel. Nasr bin El-Kâsim është i panjohur, ndërsa biografinë e 'Amër bin Kethîrit nuk e kam hasur askund.

Gjithashtu është përcjellë nga Taberani në "*El-Eusat*" nga një rrugë tjetër ngjashëm me këtë hadith, dhe atë në formën *merfu'* (gjer tek Profeti), siç përmendet në "*Mexhmeu'z-Zeuâid*" (1/123). Hejthemiu tha: "Në zinxhirin e tij gjendet Muhammed bin Xha'd dhe hadithi i tij është braktisur." Them (Bâsimi): "Po ashtu në të gjendet El-'Abbâs bin Bekkâr, i cili është rrenacak i madh."

## 10. LARGIMI I DIJES

122. Ebû Derdâ (*radijAllahu anhu*) ka thënë: "Ishim me të Dërguarin e Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) kur ai e drejtoi shikimin drejt qiellit dhe tha: *"Kjo është koha kur dija rrëmbehet nga njerëzit derisa të mos posedojnë asgjë prej saj."*[1] Përcjellë nga Tirmidhiu.

### Paralajmërimi nga leximi i Kuranit pa ia bashkangjitur edhe veprimin me të

123. Zijâd bin Lebîd (*radijAllahu anhu*) ka thënë: "Profeti (*salallahu alejhi ue selem*) përmendi diçka dhe tha: *"Kjo do të ndodhë kur të vijë çasti i largimit të dijes."* Unë i thash: "O i Dërguar i Allahut! Si ka mundësi të largohet dija kur ne e lexojmë Kuranin, ua lexojmë atë fëmijëve tanë, ndërsa fëmijët tanë fëmijëve të tyre deri në Ditën e Kiametit?" Ai tha: *"Mos të pastë nëna o Zijâd! Të kam menduar për njeriun më të kuptueshëm në Medine. A nuk e lexojnë hebrenjtë dhe të krishterët Teurâtin dhe Inxhîlin dhe prapë nuk veprojnë asgjë sipas asaj që shkruan në to?"*[2] Transmeton Ahmedi dhe ibën Mâxhe.

[1] *Sahîh*. Tirmidhiu (5/31, nr. 2653) dhe Hâkimi (1/99).

[2] Ahmedi (4/160 dhe 218), Ibën Mâxhe (1/1344, nr. 4048), (4/219) dhe Hâkimi (1/100).

## Porosia për kujdesje ndaj dijes para se të largohet

124. Ibën Mes'ûdi (*radijAllahu anhu*) ka thënë: "Kujdesuni për dijen para se të largohet! Largimi i saj është vdekja e atyre që e bartin atë. Kujdesuni për dijen, sepse ju nuk e dini kur do të keni nevojë për të, apo kur do të kenë nevojë të tjerët për atë që ju e bartni. Do të hasni në njerëz që pretendojnë se thërrasin drejt Librit të Allahut, mirëpo ata e kanë hedhur atë pas shpine. Kujdesuni për dijen dhe ruajuni nga bidatet, nga teprimi dhe nga thellimi (i tepërt), dhe kapuni pas së lashtës."[1] Transmetohet nga Dâremiu ngjashëm me ketë.

125. Në dy *Sahîh*-ët përcillet nga Ibën 'Amri se Profeti (*salallahu alejhi ue selem*) kishte thënë: *"Vërtet, Allahu nuk e largon dijen duke e hequr atë nga mesi i njerëzve, por e largon duke ua marr shpirtin dijetarëve. E kur të mos e lë asnjë dijetar, atëbotë njerëzit u referohen kokave injorante, të cilët kur të pyeten, japin përgjigje pa pasur dije. Dhe kështu e humbin vetën dhe të tjerët."*[2]

126. Aliu (*radijAllahu anhu*) ka thënë: "I Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Së shpejti pritet që njerëzve*

---

El-Bûsîrij në "*Ez-Zeuâid*" thotë: "Zinxhiri i tij është i vërtetë dhe transmetuesit e tij janë të besueshëm, mirëpo është i ndërprerë."

Buhâriu në "*Et-Târîh Es-Sagîr*" shkruan: "Sâlim bin Ebul-Xha'd nuk ka dëgjuar nga Zijâd bin Lebîdi." Këtë mendim e ndanë edhe Dhehebiu në veprën "*El-Kashif*".

[1] Dâremiu në "*El-Mukaddime*" (1/50, nr. 145). Transmetuesit e tij janë sipas kritereve të Buhariut dhe Muslimit.

[2] Buhâriu (1/194, nr. 100), (13/ 282, nr. 7307) dhe Muslimi (2058, nr. 2673).

*t'ju vije një kohë gjatë të cilës nuk do të mbetet prej Islamit asgjë tjetër përveç emrit të tij, dhe nuk do të mbetet prej Kuranit asgjë tjetër përveç shkronjave të tij. Xhamitë janë të mbushura me njerëz, por të zbrazëta nga udhëzimi. Dijetarët e tyre janë njerëzit më të këqij nën kupën qiellore; prej tyre del fitneja dhe tek ta kthehet."*[1] Përcjellë nga Bejhekiu në "*Shu'abul-Iman*".

---

[1] Bejhekiu në "*Shua'bul-Iman*" (2/311, nr. 1908 dhe 1909) dhe ibën 'Adij në "*El-Kâmil*" (4/1543).

Zinxhiri i tij është i dobët për shkak të dy të metave:

**E para:** Abdullah bin Dukejn është i dobët.

**E dyta:** Ndërprerja midis 'Alij bin El-Husejn dhe 'Alij bin Ebû Tâlibit.

## 11. QORTIMI I ASHPËR PËR ATË TË CILIN E KËRKON DIJEN ME QËLLIM QË TË POLEMIZOJË DHE TË GRINDET (DEBATOJË)

### Ndalimi i dyfaqësisë në kërkimin e dijes

127. Ka'b bin Mâlik (*radijAllahu anhu*) ka thënë: "I Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Kush e kërkon dijen për t'ju bërë rivalitet dijetarëve, apo për të polemizuar me mendjelehtët, apo për t'i kthyer fytyrat e njerëzve drejt vetes, Allahu do ta fusë në zjarr."*[1] Transmeton Tirmidhiu.

### Polemikat janë shkak i devijimit

128. Transmetohet nga Ebu Umâme (*radijAllahu anhu*) se Pejgamberi (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Nuk ka humbur një popull pas udhëzimit në të cilin ishte, veçse pasi që iu është dhënë (hapur) polemika."* Pastaj e lexoi fjalën e të Lartësuarit: ***"Ata ta paraqesin këtë shembull vetëm për shkak se duan të hahen (grinden), sepse janë popull grindavec."*** (Ez-Zuhruf, 58). Përcjellë nga Ahmedi, Tirmidhiu dhe ibën Mâxhe.[2]

---

[1] *Hasen*. Tirmidhiu (5/32, nr. 2654). Për hadithin dëshmojnë katër hadithe tjera.
[2] Ahmedi (5/252, 256), Tirmidhiu (6/353, nr. 3253), ibën Mâxhe (1/19, nr. 48) dhe të tjerë.

## Cili është njeriu më i urryer tek Allahu?

129. 'Âisha (*radijAllahu anha*) ka thënë: "I Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Njeriu më i urryer tek Allahu është grindaveci."*[1] Buhâriu dhe Muslimi.

130. Ebû Uâil përcjell nga Abdullah bin Mes'ûdi (*radijAllahu anhu*) se ka thënë: "Kush e kërkon dijen për katër gjëra do të hyjë në zjarr -apo tha fjalë të ngjashme me këtë -: për tu mburrur para dijetarëve, apo për të polemizuar me mendjelehtët, apo për t'i kthyer fytyrat e njerëzve drejt vetes, apo për të marr (pasuri) nga udhëheqësit."[2] Transmeton Dâremiu.

131. Kur Ibën Abbâsi (*radijAllahu anhuma*) i dëgjoi disa njerëz duke polemizuar rreth fesë, u tha: "A nuk e dini se ka robër të Allahut që i ka heshtur frika ndaj Tij, edhe pse ata nuk janë të shurdhër e as memecë? Pikërisht ata janë

---

Tirmidhiu tha: "Hadithi është *hasen sahîh*."

Hâkimi tha: "Hadithi është *sahîh*" dhe më këtë pajtohet edhe Dhehebiu.

[1] Buhâriu (5/106, nr. 2457), (8/188, nr. 4523) dhe (13/180, nr. 7188). Në "*Fet'hul-Bârî*" (13/181) shënohet se qëllimi është për rrenacakun. Sikur deshi të thoshte se kush e shpeshton grindjen, i shpeshtohen edhe rrenat.

Shkaku i urrejtjes së Allahut ndaj grindavecit është se grindja e madhe zakonisht shpie në gjëra për të cilat njeriu qortohet, sepse pjesa më e madhe e grindjeve bëhet për gjëra të kota, qoftë nga njëra palë apo tjetra.

[2] Dâremiu (1/86, nr. 373). Në zinxhirin e tij është një i panjohur, mirëpo për të dëshmojnë hadithet e cekura te fusnota e hadithit nr. 127.

dijetarët, oratorët, gojëtarët dhe fisnikët. Ata janë që kanë dijeni për begatitë e Allahut. Mirëpo, kur e sjellin ndërmend madhështinë e Allahut, u mjegullohen mendjet, u thyhen zemrat dhe u ndërpriten gjuhët. E, kur të kthjellohen nga kjo gjendje, nxitojnë drejt Allahut me vepra të mira (pastra) dhe prapëseprapë e renditin veten ndër të shkujdesurit, edhe pse ata janë mendjemprehtë dhe të fuqishëm. Po ashtu e llogarisin veten ndër të humburit dhe të gabuarit, edhe pse ata janë punëdrejtë dhe larg gabimeve. Vini re! Veprat e shumta që i bëjnë për Allahun, ata nuk i shohin si të tilla, nuk kënaqen me pak vepra për Të dhe nuk ia përmendin Atij veprat e bëra. Kudo që i takoj, i shoh të merakosur, të dridhur, të trembur dhe të frikësuar." Transmeton Ebû Nu'ajmi.

132. Kur Hasen El-Basriu i dëgjoi disa njerëz duke polemizuar tha: "Këta janë njerëz që ju është mërzitur adhurimi, që u janë bërë të lehta fjalët dhe që u është pakësuar frika, andaj po flasin."

## 12. TË FOLURIT E PAKËT (SHKURTËR), LËNIA E TEPRIMIT DHE E TEJKALIMIT TË KUFIJVE

133. Nga Ebû Umâme (*radijAllahu anhu*) përcillet se i Dërguari (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Turpi dhe të folurit e pakët janë prej degëve të imanit, ndërsa të folurit e ndytë dhe fjalët e shumta janë prej degëve të nifâkut (hipokrizisë)."*[1] Transmeton Tirmidhiu.

### Cili është ai, të cilin e urren i Dërguari (salallahu alejhi ue selem)

134. Ebû Tha'lebe (*radijAllahu anhu*) tregon se i Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Vërtet, më të dashurit tek unë dhe më të afërmit me mua ditën e Kiametit janë ata ndër ju me moralin më të mirë. Ndërkaq më të urryerit tek unë dhe më të largëtit prej meje janë ata ndër ju me moralin më të keq:* therthârûn-*ët,* muteshedikûn-*ët dhe* mutefejhikûn-*ët."*[2] Përcjellë nga Bejhekiu në "*Shu'abul-Iman*".

---

[1] *Sahîh*. Transmeton Tirmidhiu (4/329, nr. 2027), ibën Ebû Shejbe në "*El-Iman*" (118), Ahmedi (5/269), Hâkimi (1/9) dhe Bejhekiu në "*Shu'abul-Iman*" (6/133, nr. 7706).

Tirmidhiu thotë: "Si gjendja e këtyre ligjëruesve, që kur mbajnë hytbe zgjerohen në të folur dhe përdorin shprehje elokuente gjatë lavdërimit të njerëzve në gjëra që nuk e kënaqin Allahun."

[2] Transmeton Ahmedi (4/193, nr. 194), ibën Ebû Shejbe në "*Musannef*" (8/515, nr. 5372), Ibën Hibbâni (2/231, nr. 482), (12/368, nr. 5557), Taberâni (22/221, nr.

135. Tirmidhiu transmeton hadith të ngjashëm me këtë nga Xhâbiri (*radijAllahu anhu*).[1]

## Ndër shenjat e Kiametit është dalja e disa njerëzve të cilët hanë me gjuhët e tyre

136. Se'îd bin Ebû Uekkâs (*radijAllahu anhu*) ka thënë: "I Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Kiameti nuk do të ndodhë derisa të shfaqen disa njerëz që hanë me gjuhët e tyre, ashtu siç hanë lopët me gjuhët e tyre."*[2] Përcjellë nga Ahmedi, Ebû Dâvûdi dhe Tirmidhiu.

---

588), Ebû Nu'ajmi në "*El-Hilje*" (3/97), (5/188), Bejhekiu në "*Shu'abul-Iman*" (4/250, nr. 4969) dhe Begâviu në "*Sherhus-Sunne*" (12/366, nr. 3395).

Zinxhiri i tij është i ndërprerë, sepse Mekhûli nuk ka dëgjuar nga Ebû Tha'lebe. Mirëpo për hadithin dëshmon hadithi që do të vijojë më poshtë, si dhe hadithi i ibën Mes'ûdit, të cilin e përcjellë Taberâni në "*El-Kebîr*" (nr. 10423), pastaj ai i Ebû Hurejres, që e përcjellë Ahmedi (2/369) dhe Taberâni në "*Es-Sagîr*" (2/25). Kështu, hadithi është sahîh, për shkak të këtyre haditheve që dëshmojnë për të.

[1] Tirmidhiu (4/325, nr. 2018) dhe Hâtibi në "*Et-Tarîh*" (4/63).

Tirmidhiu thotë: "Hadithi është *hasen sahîh*."

Begaviu në "*Sherhus-Sunne*" thotë: "*Eth-therthâr* është ai që i shpeshton fjalët. Qëllimi i Profetit me këtë fjalë është se të tillët i shpeshtojnë fjalët duke e tepruar. *El-mutefejhik* është ai që zgjerohet në të folurit e tij. *El-mutesheddik* është ai që zgjerohet në të folurit e tij pa u matur dhe pa u ruajtur. Po ashtu është thënë se ai është që i përqesh njerëzit duke e përdredhur nofullën."

[2] Ahmedi në "*Musned*" (1/184). Shejhu ynë Albani e ka përmendur në "*Es-Silsile Es-Sahîha*" (nr. 320) dhe ka thënë: "Përmbledhtas: përmes këtyre rrugëve hadithi është

137. Transmetohet nga Abdullah bin 'Amri (*radijAllahu anhu*) se i Dërguari (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Vërtet, Allahu e urren njeriun orator, i cili e rrotullon gjuhën nëpër gojë, ashtu siç e rrotullon atë lopa."*[1] Përcjellë Tirmidhiu dhe Ebû Dâvûdi.

138. Ebû Hurejre (*radijAllahu anhu*) tregon se i Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Kush e mëson gojëtarinë për t'i përvetësuar me të zemrat e njerëzve, Allahu nuk do të pranojë prej tij në Ditën e Kiametit as farz e as nafile."*[2] Ebû Dâvûdi.

## Përshkrimi i të folurit të të Dërguarit (*salallahu alejhi ue selem*)

139. 'Âisha (*radijAllahu anha*) ka thënë: "Të folurit e të Dërguarit të Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) e kuptonte secili që e dëgjonte." Po ashtu tha: "Ai na fliste aq pak saqë njeriu mund t'ia numëronte fjalët." Dhe tha: "Ai nuk fliste

---

*hasen* ose *sahîh*, insha Allah, ndërkohë që për të dëshmon edhe hadithi i Abdullah bin 'Amrit."

Këtë hadith nuk e kam gjetur në "*Sunen*" të Ebû Dâvûdit dhe as në atë të Tirmidhiut. Ndoshta autori aludon për hadithin e radhës.

[1] Tirmidhiu (5/129, nr. 2853), Ebû Dâvûdi (4/301, nr. 5005) dhe Ahmedi (2/165, 187).

Shejhu ynë Albani e ka përmendur në "*Es-Silsile Es-Sahîha*" (nr. 880).

[2] Ebû Dâvûdi (4/302, nr. 5006).

pashkëputur, ashtu siç bëni ju."[1] Një pjesë transmetohet nga Ebû Dâvûdi.

140. Ebu Hurejre tregon se i Dërguari i Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) ka thënë: *"Kur të shihni se njeriut i jepet asketizëm ndaj dynjasë dhe të folur të pakët, atëherë afrojuni atij, ngaqë ai është duke marr urtësi."*[2] Përcjellë nga Bejhekiu në "*Shu'abul-Iman*".

141. Burejde (*radijAllahu anhu*) ka thënë: "E kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut duke thënë: *"Vërtet, një pjesë e oratorisë është magji, një pjesë e dijes është injorancë, një pjesë e poezisë është urtësi dhe një pjesë e të folurit është i padëshirueshëm."*[3]

---

[1] Hadithi përbëhet nga tre paragrafë:

**Të parin** e përcjell Ebû Dâvûdi (4/261, nr. 4839) dhe Ahmedi (6/138).

**Të dytin:** Muslimi (4/2298, nr. 2493).

**Dhe të tretin:** Buhâriu (6/567, nr. 3568) dhe Muslimi (4/1940).

[2] Bejhekiu në "*Shu'abul-Iman*" (4/254, nr. 4985).

Shejhu ynë Albani e ka përmendur në "*Es-Silsile Ed-Da'îfe*" (nr. 1923).

[3] Ebû Dâvûdi në "*Kitâbul-Edeb*" (4/303, nr. 5012). Ebû Dâvûdi pasi që e transmetoi hadithin, tha: "Sa'sa'a bin Sauhân tha: "Të vërtetën e ka thënë Profeti (*salallahu alejhi ue selem*). Fjalët *"Vërtet, një pjesë e oratorisë është magji"* kanë kuptimin se nganjëherë e drejta është në anën palës tjetër, mirëpo ai di t'i parashtrojë dëshmitë më mirë sesa i zoti i të drejtës (pala tjetër), dhe kështu i magjeps njerëzit me oratorinë e tij dhe e largon të vërtetën. *"një pjesë e dijes është injorancë"* domethënë kur dijetari thellohet së tepërmi për atë që nuk ka dijeni dhe kështu ajo e paraqet (para njerëzve) si injorant. *"një pjesë e poezisë është urtësi"* është fjala për këshillat dhe shembujt përmes të cilëve njerëzit marrin mësim (këshillohen). *"një pjesë e të folurit është i padëshirueshëm"*, kur t'i drejtohesh me fjalë atij që nuk i përkasin dhe nuk i interesojnë.

142. Transmetohet se një ditë dikush u ngrit të fliste në praninë e 'Amër bin El-'Âs-it (*radijAllahu anhu*), duke e tepruar në të folur. 'Amri tha: "Sikur të ishte mesatar në të folurit e tij, kjo do të ishte më e mirë për të. E kam dëgjuar të

---

Them (Bâsimi): Zinxhiri i tij është i dobët, ngase në të gjendet Abdullah bin Thâbiti i cili është i panjohur dhe Sahri, i cili është i pranueshëm (kur të pasohet nga ndonjë transmetues tjetër).

Për fragmentin e parë të hadithit dëshmon hadithi i Abdullah bin 'Amrit, të cilin e përcjell Buhariu (10/237, nr. 5767).

Ndërsa fragmenti *"një pjesë e poezisë është urtësi"* është i vërtetë. Atë e përcjellin Tirmidhiu (nr. 3756), Ibën Maxhe, Ebû Dâvûdi (nr. 5011) dhe Ahmedi (1/269, 272) nga ibën Abbâsi.

Shih "*Sahîh ibën Hibbân*" (13/94, nr. 778).

Hafëz ibën Haxheri në "*El-Fet'h*" (10/237) shënon: "Hattâbij ka thënë: "Oratoria është dy pjesë:

**E para:** ajo përmes të cilës arrihet sqarimi për atë që dëshirohet, pavarësisht mënyrës së përdorur.

**E dyta:** ajo të cilës i futet shtirja për t'i mahnitur dëgjuesit dhe për t'ua joshur zemrat. Kjo është ajo që ngjanë me magjinë; pra kur të josh zemrën dhe të mposht shpirtin, deri në atë masë sa e ndryshon realitetin dhe kahen e gjërave. Në këtë mënyrë vëmendjen e shikuesit e dërgon diku tjetër. Nëse kjo oratori përdorët për të vërtetën, atëherë është e lëvdueshme e nëse përdorët për të kotën, atëherë është e qortueshme."

Po ashtu tha: "Duke u mbështetur në këtë themi se pjesa e oratorisë që ngjason me magjinë, është e qortuar." Mirëpo është korrigjuar me atë se s'ka ndalesë që oratoria të quhet magji, sepse me emrin magji quhet joshja. Ndërkohë që disa dijetarë, hadithit ia dhanë kahen e lavdërimit dhe inkurajimit për zbukurimin e të folurit dhe të fjalëve. Ndërsa disa të tjerë thanë se hadithi e qorton atë që shtiret gjatë të folurit dhe që thellohet në zbukurimin e të folurës, duke e ndryshuar kështu realitetin e gjërave."

Dërguarin e Allahut (*salallahu alejhi ue selem*) duke thënë: *"E kam parë si më të arsyeshme* - apo tha jam urdhëruar - *të shkurtoj fjalët, sepse, vërtet, shkurtimi i tyre është hajr."*[1] Të dy hadithet transmetohen nga Ebû Dâvûdi.

**Falënderimet dhe lavdërimet e shumta qofshin për Allahun, Zotin e botëve!**

[1] Ebû Dâvûdi (4/302, nr. 5008). Për Ebû Dhabjen (njërin nga transmetuesit), ibën Haxheri u shpreh se është i pranueshëm, domethënë kur të pasohet nga ndonjë transmetues tjetër.